**IMAM**
**XHELALUDIN ES-SUJUTI**

# VEÇORITË E DITËS SË XHUMA

**Shkup, 2023**



**TITULLI I LIBRIT: Veçoritë e ditës së xhuma (خصائص يوم الجمعة)**

**AUTORI: Imam Xhelaludin es-Sujuti ( الامام جلال الدين السيوطي)**

**PËRKTHYES: Shaban Tairi**

**RECENSENT:**
**teolog Isak Çilafi**
**teolog Mustafa Rustemi**
**teolog Shefqet Bafqari**

**KOPERTINA:**
**Mujaser Mamuti**

**TIRAZHI: 500 copë**

**SHTYPI: Shtypshkronja "Alma", - Shkup;**

# *HYRJE*

Falënderimet dhe lavdërimet i takojnë Allahut xh.sh. i Cili na krijoi në mënyrën më të bukur dhe të përkryer, na zbriti Kuranin udhërrëfyes dhe na dërgoi Muhamedin sal-lallahu alejhi ve sel-lem mësues, përgëzues dhe qortues.

Përshëndetjet tona të përzemërta, qofshin mbi të Dërguarin e fundit, vulën e pejgamberisë dhe mëshirën ndaj gjithë njerëzisë, Muhamedin sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe familjen e tij të ndershme.

Kemi nderin të paraqesim para jush një vepër të dijetarit të njohur të botës Islame, imam Sujutit, i cili ka përmbledhur në këtë shkrim 101 veçori të ditës së xhuma dhe e nxit lexuesin që të jep kontribut më të madh për vlerësimin e kësaj dite madhështore dhe të mundohet që të veprojë sa më shumë punë të mira në këtë ditë.

Dëshira e jonë ishte që këtë shkrim të imam Sujutit t`ua ofrojmë edhe lexuesëve shqiptarë, që të përfitojmë nga pena e këtij kolosi të dijes.

Për xhumanë dhe rëndësinë e saj, në gjuhën shqipe janë shkruar dhe përkthyer deri tani tri libra për aq sa kemi njohuri:

1. “Xhumaja” nga Salih el-Kurdi, e botuar nga sh.b. Nun në Shkup në vitin 1999;
2. “Xhumaja dita më e zgjedhur e javës” të cilën e ka përgatitur redaksia e revistës “Drita e jetës” Gjilan;
3. “Namazi i xhumasë” nga Irfan Abazi, e botuar në Shkup në vitin 2005;

Përpos haditheve prej fjalëve të Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, imam Sujuti këtë vepër e ka begatuar edhe me shumë fjalë të sahabëve, tabiinëve dhe dijetarëve të mëdhenjë të këtij umeti.

Imam Sujuti në këtë libër ndodhë të shënojë titullin, por nuk ka shënuar në të ndonjë tekst ose hadith, si rasti në veçorinë e 8-të, të 17-të dhe disa vende tjera.

Ndonjëherë ka shënuar disa veçori në një titull (si p.sh. veçoria 10, 11, 12 dhe 13) ndërsa për to ka sjellur një ose disa hadithe.

Ndodhë edhe të përsëris disa veçori, siç mund të vëreni në mes veçorisë së 66-të dhe 82-të.

Imam Sujuti në tekst ka shënuar se në cilin libër gjendet hadithi në fjalë (p.sh. Sahihu i Buhariut), ndërsa ne në funsotë pasi kemi gjetur referencën e plotë, e kemi shënuar edhe kapitullin, temën dhe numrin e hadithit. Për disa libra të rrallë të cilat i ka përdorur imam Sujuti nuk kemi pasur mundësi t`i gjejmë ato referenca, andaj i kemi lënë ashtu siç i ka shkruar imami, sepse nuk i posedojmë ato libra.

Po ashtu, shënimet të cilat gjenden në mes kllapave, janë sqarim dhe shtesë nga ana e jonë.

Ne në këtë libër, në hyrje kemi shkruar një biografi të imam Sujutit, kemi bërë përkthimin e tekstit në gjuhën shqipe dhe kemi shënuar në fusnota burimet e plota nga i ka marrë hadithet imam Sujuti. Në një pjesë të madhe të haditheve në fusnota, kemi shënuar edhe vlerësimet e disa dijetarëve mbi kategorinë e hadithit, se a është i saktë apo jo.

Ajetet kuranore janë paraqitur me shkrim të trashë (**bold**). Fjala e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem është shkruar me shkrim të pjerët (*italic*) kurse tekstet tjera me shkrim normal.

Në tekst pas përmendjes së të Dërguarit të Allahut, është shkruar "*sal-lallahu alejhi ve sel-lem*" që në shqip do të thotë: "Paqja dhe shpëtimi i Zotit qofshin mbi të".

Kur janë përmendur shokët e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, pas emrit të tyre është shkruar shkurtesa ***r.a.*** (Radijallahu anhu) që ka kuptimin (Allahu qoftë i kënaqur me të), e nëse është grua e gjeneratës së sahabeve, atëherë është shkruar ***r.a.h.*** (Radijallahu anha) që ka kuptimin (Allahu qoftë i kënaqur prej saj).

Në fund kemi shkruar literaturën e konsultuar dhe përmbajtjen e temave të librit.

Unë përzemërsisht falënderojë të gjithë ata që kontribuan në mënyra të ndryshme që ky libër të botohet dhe të jetë në duart e juaja. I lutem Allahut xh.sh. që të gjithë të përfitojmë nga ky libër në këtë botë dhe në botën tjetër.

# *JETA E IMAM XHELALUDIN ES-SUJUTIT*

Imam Xhelaludin es-Sujuti, emri i plotë i të cilit është Abdurahman ibni Kemal Ebu Bekër ibni Muhamed ibni Sabikudin ibni Fahër ibni Uthman ibni Nadhirudin ibni Sejfudin, i njohur edhe me nofkën Ebu Fadël.

Imam Sujuti u lind pas akshami në fillim të muajit Rexheb të vitit 849 hixhri (ose 1445 miladi) në qytetin Kajro të Egjiptit dhe u rit si jetim, pasi i vdiq babai kur ky ishte në moshën pesë vjeç e shtatë muajsh, ndërsa për edukimin e tij u kujdes një shok i babait të tij.

Imam Sujuti konsiderohet një prej dijetarëve të mëdhenj të hadithit dhe shkencave Islame në përgjithësi. Ishte prej kolosëve të dijes në kohën e tij dhe më pas. Disa prej historianëve e konsiderojnë atë si "*muxhed-did*" (ripërtërirës i mësimeve fetare) i shekullit kur ka jetuar.

Ai shquhej për memorie të fortë dhe mbamendje të hatashme. Thuhet se kishte memorizuar afër 100.000 hadithe përmendësh. Ka qenë shumë i përkushtuar ndaj fesë dhe i devotshëm. E vizitonin udhëheqësit dhe pasanikët, të cilët i ofronin pasuri dhe dhurata të ndryshme, por ai i refuzonte ato me mirësjellje. Në moshën 40 vjeçe ishte ndarë nga njerëzit, kishte braktisur fetva-dhënien e mësimdhënien dhe ishte veçuar në shtëpinë e tij për të bërë adhurim dhe për të shkruar libra, ndër to edhe librin "Et-Tenfis".

E kishte mësuar Kuranin përmendësh para se të mbush tetë vjet, ku gjatë kësaj periudhe, përpos që kishte kryer hifzin, kishte mësuar edhe disa libra të rëndësishëm si: "Umdetu`l-Ahkam", "Minhaxhu`l-Bejdavi", "Minhaxhu`n-Nevevij"; "Elfijetu ibni Malik" etj.

Imam Sujuti për të mësuar hadithin, kishte udhëtuar shumë dhe kishte qëndruar nëpër qendrat e dijes së asaj kohe, si Hixhaz, Sham, Jemen, Indi, Maroko dhe vende të tjera. Kishte marrë mësim prej dijetarëve të mëdhenj të kohës së tij, si Siraxhudin el-Bulkini, prej të cilit e mësoi fikhun shafiij; hafidh Munavi, prej të cilit mësoi dijet fetare

dhe gjuhës arabe; Tekijudin Shibli, Muhjidin el-Kafixhi (vd.879 h); Tekijudin esh-Shumuni el-Hanefij (vd.872 h.), prej të cilit mësoi fikhun, hadithin dhe gjuhën arabe; tek shejh Shemsudin es-Sijrami e lexoi Sahihun e Muslimit; Xhelaludin el-Mehal-li me të cilin shkruan veprën e njohur në komentim të Kuranit "Tefsiru`l-Xhelalejni"; Ai ka pasur shumë mësues saqë numri i dijetarëve prej të cilëve ka mësuar arrin në 150.

Imam Sujuti thotë: "Kur kam bërë haxhin, kam pirë prej ujit të Zemzemit dhe gjatë pirjes jam lutur për dy gjëra: që në shkencën e fikhut të jem sikur Siraxhudin el-Bulkini, ndërsa në hadith si Ibni Haxher el-Askalani".

Thuhet se e ka parë në ëndërr të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem i cili në ëndërr i ka thënë: "Eja o dijetar i hadithit".

El-Akeriju Ebu`l-Felah shënon se sipas rrëfimit të shërbëtorit të Sujutit, Muhamed b. Ali el-Habak i cili tregon se një ditë në kohën e drekës, imami i tha atij: "A dëshiron që të falim namazin e ikindisë në Qabe?!" Atëherë më kapi për dore, më tha të mbyll sytë dhe kur i hapa pas një çasti, ishim në Qabe dhe

atje falëm ikindinë, bëmë tavafin dhe kemi pirë ujë Zemzemi.

Ai ka pasur edhe shumë nxënës të cilët kanë ndjekur mësimet e tija dhe ato i kanë përcjellur tek gjeneratat e ardhshme, kurse prej nxënësve më të suksesshëm, mund të përmendim: Muhamed b. Ali ed-Davudiju el-Malikiju (vd.945 h); muhadithi i Halebit Ebu Hafs Zejnudin Umer b. Ahmed esh-Shimai (vd.936 h); Muhamed b. Ahmed b. Ijas el-Misri (vd.930 h); Muhamed b. Jusuf esh-Shami (vd.942 h); Ibni Tuluni el-hanefi (vd.953); esh-Sha`rani Abdulvehab b. Ahmed i cili ka qenë sufi, ka vdekur në Kajro në vitin 973 h. e shumë të tjerë.

Ai ka lënë pas vetes shumë vepra të dobishme sidomos në shkencën e hadithit, me çka edhe është bërë i njohur. Ai ka shkruar në çdo fushë të shkencave Islame, si tefsir, fikh, hadith, gramatikë e shumë disiplina tjera.

Ndër veprat e tija më të njohura është vepra *"Xhamiu`s-Sagir"*, në të cilën ka tubuar 10.031 hadithe të Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe i ka radhitur në bazë alfabetike.

Po ashtu ndër veprat e tija më të njohura janë:
*"Xhamiu`l-Kebir";*
*"Ed-Durru`l-Menthur fi`t-tefsiri bi`l-me`thur";* e cila është komentim i Kuranit;
*"El-Itkan fi ulumi`l-Kurani";* - e cila është përbledhje e disiplinave Kuranore;
*"Lubabu`n-nukul fi esbabi`n-nuzul"* – vepër në të cilën flet mbi shkaqet e zbritjes së ajeteve kuranore;
*"El-Lum`a fi esbabi`l-hadith";* vepër në të cilën flet mbi shkaqet e thënies së haditheve;
*"Ed-Dureru`l-Muntethere fi ehadithi`l-mushtehere"* vepër në të cilën flet mbi hadithet e popullarizuara;
*"Tedribu`r-Ravi fi sherh tekribu`n-Nevevij";*
*"El-Havi li`l-Fetava";*
*"El-Eshbahu ve`n-nedhairi fi`l-fikh";*
*"El-Eshbahu ve`n-nedhairi fi`n-nahvi";*
*"El-Leali mesnua fi ehadithil meudua"* - në të cilën ka tubuar hadithet e falsifikuara;
*"Tabakatu`l-Mufesirin";* në të cilën ka tubuar biografitë e komentuesve të Kuranit;
*"Esh-Shemailu`sh-Sherife"* vepër në të cilën flet mbi cilësitë e Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem;
*"Tabakatu`l-Huffadh";*
*"Dijbaxh Ala Sahih Muslim b Haxhaxh";*
*"Sunen Nesai bi sherh Xhelaludin Sujuti";*
*"Kutul Mugtedhi ala xhamiil Tirmidhi";*

*"Misbahu`z-Zuxhaxhe fi sherh Sunen Ibni Maxheh";*
*"Tenvirul Havalik sherh Ala Muvetta Malik";*
*"Ukuduz-Zeberxhedi ala Musned imam Ahmed el-Hanbeli";*
*"Menahilu Safa fi tahrixh ehadithu Shifa";*
*"Kitab el Ez`har el munathire fi ahbari`l-mutevatire";*
*"Ihjaul mejjit";*
*"Miftahul Xheneh";*
*"Amelu`l-jaumi ve`l-lejleti";*
*"Tebjidu Sahife bi menakib Ebi Hanife";*
*"Tarihu`l-Hulefa";*
*Hasaisu`n-Nebevije";*
*"Hasaisu`l-jaumi`l-xhumua";*
*"Divanu`l-hajevan";*

Ai ka shkruar edhe shumë vepra tjera saqë numri i shkrimeve të tija arrin deri 600, prej tyre libra të mëdha vëllimore, por edhe shkrime të vogla.

Prej gjithë këtyre librave që ka shkruar në gjuhën arabe, deri tash në gjuhën shqipe janë të përkthyera tri vepra të imam Sujutit:

1. Libri: "Mjekësia e Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem" e botuar në Shkup në vitin 2005, e përkthyer nga gjuha boshnjakishte nga Muhamed Bajrami.

2. Libri: “Historia e Kalifëve” e botuar nga Orienti, Shkup, në vitin 2008 të cilën e përktheu nga boshnjakishtja Agim Avdiu.
3. Libri: “Xhamiu`s-Sagir” (Përmbledhësi i vogël) deri tani dy vëllime (deri në hadithin nr.3414), të përkthyera nga gjuha arabe nga Doc. Dr. Faredin Ebibi në vitin 2017 dhe 2019;

Edhe pse ka qenë prej kolosëve të dijes, ai në drejtimin e fikhut ka ndjekur medhhebin juridik të shafiive, ndërsa ka treguar respekt të jashtëzakonshëm ndaj medhhebeve tjera. Ka qenë i pasionuar pas poezisë saqë ka shkruar dhe ka ditur përmendësh edhe shumë poezi.

Ka vdekur në moshën 62 vjeçare, në mëngjesin e ditës së xhuma, më 19 të muajit Xhemade`l-Ula, në vitin 911 hixhri (ose 1505 miladi) pas një sëmundje shtatë ditore të cilën e kishte përjetuar.[1]

---

[1] Për biografinë e imam Sujutit, shih në veprat: imam Shihabud-din Ebul Felah Abdulhajj b. Ahmed el-Akeriju el-Hanbeli, “Shedheratu`dh-Dhehebi fi ehbari men dheheb”, Daru Ibni Kethir, Damask, botimi i parë, 1993, me recensim të Abdulkadër Arnautit dhe Muhamed Arnautit, vëll.10, fq.74-79; Sujuti, “Ed-

Durru`l-Menthur fi`t-tefsiri bi`l-me`thur", me recensim nga Abdullah b. Abdulmuhsin et-Turki, botimi i parë, 2003, merkez li buhuthi ved-dirasati`l-arabijeti ve`l-islamijeti, në mukadime, fq.17-55; Sujuti, "El-Itkan fi ulumi`l-Kurani", Muessesetu`r-Risalete nashirun, botimi i parë, Bejrut, 2008, me recensim të Shuajb el-Arnautit, fq.13-14; Sujuti, "Esbabu`n-Nuzul", Muessesetu`l-kutubu`th-thikafije, Bejrut, botimi i parë, 2002, fq.3-6; Sujuti, "Esh-Shemail`ush-Sherifetu", daru`l-Ilm, Xhidde, botimi i parë, 1991, fq.13-14;



Në emër të Allahut, Gjithëmëshirshmit
Mëshiruesit

Falënderimet i takojnë Allahut, i Cili e veçoi këtë umet të Muhamedit, që e shpëtoi me meritat e sunetit, salatet dhe selamet qofshin mbi zotërinë tonë Muhamedin, krijesën më të dobishme.

Dhe më pas: Profesori Shemsudin Ibni Kajimi në librin e tij "El-Hedji"[2] ka përmendur për ditën e xhuma mbi njëzet veçori dhe i kanë ngelur pa permendur shumfishi i veçorive tjera të cilat përmenden për vlerën e saj dhe unë e kam parë të arsyeshme që në këtë shkrim të zgjedh edhe 100 veçori të tjera, e Allahu xh.sh. na dhashtë sukses.

[2] Ka për qëllim librin e Ibni Kajjim el-Xheuzijes të titulluar "Zadu`l-Mead fi hedji hajri`l-ibad".

# *VEÇORIA E PARË*

## *AJO ËSHTË FESTË PËR KËTË UMET*

Ka shënuar Ibni Maxheh nga Ibni Abasi (r.a.) i cili ka thënë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *"Vërtet, këtë ditë (të xhuma) Allahu xh.sh. e ka caktuar festë për muslimanët, andaj kush vjen në xhuma, le të bëjë gusël, nëse posedon parfum le të parfumoset dhe le të përdorë misvakun (të pastrojë dhëmbët)".*[3]

Taberani në "El-Euset" ka shënuar përmes Ebu Hurejres (r.a.) se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem në një xhuma ka thënë: *"O turmë e muslimanëve! Këtë ditë Allahu xh.sh. e ka bërë festë për ju, andaj pastrohuni (bëni gusël në këtë ditë) dhe ua*

---

3 Ibni Maxheh, "Sunen", kitab Ikametu`s-Salati, bab ma xhae fi`z-zineti jaume`l-xhumuati, nr.1098;
Busiriu në "Zevaid" thotë se në zinxhir gjendet Salih b. Ebi`l-Ahdar i cili është i dobët (lejin) sipas shumicës së dijetarëve, ndërsa transmetuesit tjerë janë të besueshëm; Mundhiriu në "Tergib", fq.172, nr.1066 thotë se "e përcjell Ibni Maxheh me zinxhir Hasen"; Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të këtij hadithi (2/197) thotë se hadithi është Sahih li gajrihi, ndërsa zinxhiri i këtij hadithi është i dobët shkaku i Salih b. Ebi`l-Ahdar, të cilin e ka kundërshtuar imam Maliku;

*rekomandoj përdorimin e misvakut (për pastrimin e dhëmbëve)”.*[4]

# VEÇORIA E DYTË

## NË KËTË DITË ËSHTË E PAPËLQYESHME TË AGJËROHET DUKE E VEÇUAR

Kemi hadithin që e shënojnë dy imamët (Buhariu dhe Muslimi) nga Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Asnjëri prej jush mos agjërojë ditën e xhuma, përpos nëse agjëron edhe para saj (të enjten) ose pas saj (të shtunën)”.*[5] Po ashtu ata shënojnë edhe përmes Xhabirit r.a. i cili thotë: “Ka ndaluar i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem agjërimin e ditës së

---

[4] Taberani, “El-Mu`xhemu`l-Euset”, daru`l-haramejni, Kajro, 3/372, nr.3433;
Hejthemiu në “Mexhmeu`z-Zevaid”, 2/173, nr.3048 thotë se e shënon Taberani në “Euset” dhe “Sagir”, ndërsa transmetuesit janë të besueshëm.

[5] Buhariu, “Sahih”, kitab es-Saumu, bab saumi jaumi`l-xhumuati, nr.1985; Muslimi, “Sahih”, kitab es-Sijamu, bab kerahetu sijami jaumi`l-xhumuati munferiden, nr.1144; etj.

xhuma (të veçuar)".[6] Buhariu shënon nga nëna e besimtarëve, Xhuvejrija r.a.h. se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sellem ka hyrë tek ajo ditën e xhuma, gjersa ajo ishte duke agjëruar, dhe e pyeti atë: *"A ke agjëruar dje?"* Ajo tha: "Jo". Më pas e pyeti: *"A mendon të agjërosh edhe nesër?"* Ajo tha: "Jo". Atëherë i tha asaj: *"Atëherë bëj iftar (prishe agjërimin)".*[7]

Hakimi shënon përmes Xhunade b. Ebu Umeje el-Ezdiu i cili ka thënë: "Kam hyrë tek i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sellem me një grup prej fisit Ezd kur ishte ditë e xhuma, ndërsa ai na ftoi për të ngrënë ushqim tek ai, kurse ne thamë: "Ne jemi duke agjëruar!". Ai tha: *"A keni agjëruar dje?"* Ne thamë: "Jo". Ai pyeti: *"A do të agjëroni edhe nesër?"* Ne thamë: "Jo". Me këtë rast, ai tha: *"Bëni iftar tash"*. Më pas tha: *"Mos e agjëroni ditën e xhuma të veçuar".*[8]

---

[6] Buhariu, "Sahih", kitab es-Saumu, bab saumi jaumi`l-xhumuati, nr.1984; Muslimi, "Sahih", kitab es-Sijamu, bab kerahetu sijami jaumi`l-xhumuati munferiden, nr.1143; etj.
[7] Buhariu, "Sahih", kitab es-Saumu, bab saumi jaumi`l-xhumuati, nr.1986; etj.
[8] Hakimi, "El-Mustedrek", 3/704, nr.6557 dhe thotë se ky hadith është Sahih sipas kushteve të Muslimit por ai nuk e ka shënuar;

Edhe Muslimi shënon përmes Ebu Hurejres r.a. nga Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sellem i cili ka thënë: *"Mos e veçoni natën e xhumasë prej netëve tjera me namaz nate e as mos e veçoni ditën e xhuma nga ditët tjera me agjërim, përpos nëse është agjërim i rregullt i agjërimeve tuaja".*[9]

Neveviu thotë: "Më e sakta e medhhebit tonë (shafij) dhe ajo në të cilën anojnë shumica e dijetarëve, është se është e papëlqyeshme të agjërohet e veçuar vetmas dita e xhuma. Kurse sipas një mendimi, nuk do të konsiderohet mekruh, përpos nëse agjërimi i tij e ndalon nga adhurimi dhe e dobëson atë (agjëruesin), duke pasur kujdes që ai të mos dobësohet në adhurim, siç potencohet edhe në përcjelljet e Ahmedit, Tirmidhiut, Nesaiut dhe të tjerëve.

Përcillet nga Ibni Mes`udi (r.a.) se "i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sellem ditëve të xhuma nuk agjëronte".[10] Dhe

---

[9] Muslimi, "Sahih", kitab es-Sijamu, bab kerahetu sijami jaumi`l-xhumuati munferiden, nr.1144; etj.
[10] Tirmidhiu, "Sunen", kitab es-Saumi, bab ma xhae fi saumi jaumi`l-xhumuati, nr.742 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Garib; Nesaiu, "Sunen", kitab es-Sijami, bab saumu`n-nebiji sal-lallahu alejhi ve sel-

është përgjigjur parimisht se ai sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka agjëruar edhe ditën e enjte, për ta bashkangjitur me ditën e xhuma.

Janë ndarë në mendime përsa i përket urtësisë për shkakun e papëlqyeshmërisë së agjërimit në këtë ditë, ndërsa më e sakta siç potencon edhe Neveviu, është se në këtë ditë janë përcaktuar adhurime të shumta si dhikri, lutjet, leximi i Kuranit, salavatet mbi Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem, andaj edhe preferohet që të mos agjërojë me qëllim që të mund të kryej adhurime tjera me zellshmëri dhe pa përtaci, ngjajshëm me haxhiun i cili gjendet në Arafat, ku për të është më me përparësi që ta prish agjërimin atë ditë dhe të mos agjërojë.

Dikush mund të thotë se nëse është kështu, atëherë nuk do të binte papëlqyeshmëria e agjërimit edhe kur ia bashkangjesim asaj një ditë para ose një ditë pas.

---

lem..nr.2368; Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab es-Sijami, bab fi sijami jaumi`l-xhumuati, nr.1725; Ahmedi, “Musned”, 6/406, nr.3860;
Shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të Musnedit të Ahmedit për këtë hadith thotë se ka zinxhirin Hasen, shkaku i Asimit, ndërsa transmetuesit tjerë janë të besueshëm, transmetues që gjenden në Sahihun e Buhariut dhe të Muslimit;

Përgjigjja është se ai do ta përfiton shpërblimin e agjërimit, për kontinuitetin e agjërimit edhe sikur të kishte agjëruar një ditë para xhumasë ose një ditë pas saj, ai nuk është i detyruar të prish agjërimin e as të bëj neglizhencë ndaj obligimeve fetare të së xhumasë nga shkaku i agjërimit të tij. Dhe u tha se urtësia është që mos të insistohet patjetër të agjërohet ditën e së premtes, që të mos vihen në sprovë ashtu siç ndodhi te populli i Sebtit? Tha: Dhe kjo është e pavlefshme për namazin e xhumasë, dhe për të gjitha llojet e ritualeve që i dedikohen atij, Dhe tha: Urtësia është që agjërimi të mos bëhet i obligueshëm këtë ditë. Dhe u tha: Kjo është e pavlefshme për ditët tjera të agjërimit. Kjo është ajo që përmendi Neveviu.

Disa kanë vlerësuar ndryshe, duke thënë se shkaku është që kjo ditë konsiderohet festë, ndërsa gjatë ditëve të festës nuk agjërohet, kështu ka vlerësuar Ibni Haxheri, duke u mbështetur në hadithin që e shënon Hakimi nga Ebu Hurejre (r.a.) i cili e ka dëgjuar Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem duke thënë: *"Dita e xhuma është festë, andaj mos i bëni ditët e festës suaj ditë agjërimi, përpos*

*nëse dikush prej jush agjëron një ditë para ose një ditë pas saj".*[11]

Ibni Ebi Shejbeh përcjell prej Aliut r.a. i cili ka thënë: "Kush prej jush agjëron vullnetarisht nga ditët e muajit, le të agjërojë ditën e enjte, e të mos agjërojë ditën e xhuma, sepse ajo është ditë e ngrënies dhe pijes, si dhe të dhikrit, e Allahu xh.sh. e ka bashkëngjitur me dy ditë të mira për muslimanët, me ditën e agjërimit (ditën e fitër Bajramit) dhe ditën e kurbanit (kurban bajramit)".[12]

Disa të tjerë kanë thënë se urtësia pas kësaj qëndron në dallimin që duhet ta bëjmë prej jehudëve, të cilët agjërojnë në ditën e festës së tyre, ose pse e veçojnë këtë ditë me agjërim, andaj na ndaloi që t`u përngjajmë atyre ashtu siç na urdhëroi që t`i kundërshtojmë në ditën e agjërimit të ditës së Ashurasë, duke e agjëruar një ditë para ose një ditë pas saj. Për mua ky mendim është i pranuar, sepse nuk kundërshtohet me diçka tjetër.

---

[11] Hakimi, "El-Mustedrek", 1/603, nr.1595 dhe thotë se ky hadith është me zinxhir Sahih por Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë shënuar...;
[12] Ibni Ebi Shejbeh, "Musannef", 2/302, nr.9243;

# *VEÇORIA E TRETË*

## *NË KËTË DITË ËSHTË E PAPËLQYESHME TË VEÇOHET NATA E SAJ ME NAMAZ NATE*

Kjo bazuar në hadithin që e përmendëm më lartë, por shënon Hatibi në një transmetim nga Maliku përmes rrugës së Ismail b. Ebu Uvejsit, ky nga bashkëshortja e tij bija e Malik b. Enesit e cila ka thënë, se babai i saj Maliku, i ka gjallëruar netët e xhumasë (me namaz).

# *VEÇORIA E KATËRT*

## *LEXIMI I "ELIF LAM MIM TENZIL"[13] DHE "HEL ETA ALE`L-INSANI"[14] NË NAMAZIN E SABAHUT TË DITËS SË XHUMA*

Shënojnë dy imamët (Buhariu dhe Muslimi) nga Ebu Hurejre (r.a.) i cili ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem lexonte në namazin e sabahut ditën e

---

[13] Sureja Sexhde
[14] Sureja Insan

xhuma **elif lam min tenzil** (suren Sexhde në rekatin e parë) dhe **hel eta ale`l-insani** (suren Insan në rekatin e dytë)”.[15]

Në këtë temë përcillen hadithe edhe nga ibni Abasi, ibni Mes`udi, Aliu dhe të tjerë, ndërsa te fjala e Ibni Mes`udit që e shënon Taberani, thuhet se kështu vepronte rregullisht.[16]

Thuhet se urtësia pas kësaj që të lexohen këto dy sure, qëndron në faktin se aty potencohet krijimi i Ademit a.s., gjendjet e Ditës së Kijametit, ndodhi të cilat përputhen me ditën e xhuma pasi Ademi a.s. është krijuar të xhumanë dhe kijameti do të bëhet të xhumanë, siç potencon Ibni Dihje, ndërsa të tjerë kanë thënë se kjo është për shkak të shtimit të sexhdes së leximit në të.

Ibni Ebi Shejbeh shënon nga Ibrahim en-Nehaiu i cili ka thënë se preferohet që të

---

[15] Buhariu, “Sahih”, kitab el-Xhumuatu, bab ma jukreu fi salati`l-fexhri jaume`l-xhumuati, nr.891; Muslimi, “Sahih”, kitab el-Xhumuatu, bab ma jukreu fi jaumi`l-xhumuati, nr.880; etj.

[16] Taberani, “Mu`xhemu`s-Sagir”, 2/178, nr.986; Hejthemiu, në “Mexhmeu`z-Zevaid” 2/168, nr.3022 thotë se ky hadith gjendet edhe tek Ibni Maxhe por pa pjesën “se kështu ka vepruar rregullisht”. Ndërsa këtë transmetim e përcjell Taberani në “Sagir”, kurse transmetuesit janë të besueshëm;

lexohet në namazin e sabahut ditën e xhuma, sure të cilat kanë brenda tyre sexhde.[17] Po ashtu përcillet prej tij, se e ka lexuar suren Merjem. Ibni Auni ka thënë: "Ata lexonin në namazin e sabahut ditën e xhuma sure të cilat kanë sexhde".

# *VEÇORIA E PESTË*

## *NAMAZI I SABAHUT I KËSAJ DITE ËSHTË NAMAZI MË I VLEFSHËM TEK ALLAHU XH.SH.*

Shënon Seid b. Mensuri në "Sunen"-in e tij nga Ibni Umeri (r.a.) se ishte vonuar në namazin e sabahut, e kur erdhi, i tha: "Çfarë të bëri të shkujdesur nga ky namaz, a nuk e dini se namazi më i dashur tek Allahu xh.sh. është sabahu i ditës së xhuma, i cili falet me xhematë".

Shënon edhe Bejhekiu në "esh-Shuab" nga Ibni Umeri r.a. i cili i ka thënë Humranit: "A nuk të ka arritur lajmi se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Me të vërtetë, namazi më i lavdëruar tek Allahu, është*

[17] Ibni Ebi Shejbeh, "Musannef", 1/382, nr.4390;

*namazi i sabahut ditën e xhuma, i cili falet me xhematë".*[18]

Bezari dhe Taberani shënojnë nga Ebu Ubejde b. Xherahu (r.a.) i cili ka thënë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *"Nuk ka namaz më të vlefshëm, sesa namazi i sabahut me xhematë në ditën e xhuma, e nuk ndodh të prezantoni në këtë namaz, e të mos jetë falje për ju".*[19]

---

18 Bejhekiu, "Shu`abu`l-Imani", 4/441, nr.2783; Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, për këtë hadith thotë se transmetuesit e këtij hadithi janë të besueshëm;

19 Bezzari, "Musned", 4/106, nr.1279; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 1/156, nr.366;
Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 2/168, nr.3020 thotë se këtë hadith e shënon Bezzari dhe Taberani në "Kebir" dhe "Euset", të gjithë e shënojnë përmes Ubejdullah b. Zahër e ky nga Ali b. Jezidi, por që të dy janë të dobët;

# *VEÇORIA E GJASHTË*

## *NAMAZI I XHUMASË DHE VEÇORIA E TIJ ME DY REKATE PËR DALLIM PREJ DITËVE TJERA (TË DREKËS) NË TË CILAT (DREKA) FALET NGA KATËR (REKATE)*

# *VEÇORIA E SHTATË*

## *AJO ËSHTË E BARABARTË NË VLERË ME HAXHIN*

Shënon Humejd b. Zenxhevejhi në "Fadailu`l-A`mal" dhe Harith b. Ebu Usame në "Musned"-in e tij nga Ibni Abasi (r.a.) i cili ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Xhumaja është haxhi i të varfërve".*

Gjithashtu shënon ibni Zenxhevejhi përmes Seid b. Musejebit i cili ka thënë: "Falja e xhumasë është më e dashur për mua sesa haxhi vullnetarë".

# *VEÇORIA E TETË*

## *LEXIMI ME ZË NË TË (NAMAZ TË XHUMASË) GJERSA NAMAZET TJERA TË DITËS FALEN PA ZË*

# *VEÇORIA E NËNTË*

## *LEXIMI GJATË KËTIJ NAMAZI I SURES XHUMUA DHE MUNAFIKUN*

Shënon Muslimi nga Ebu Hurejre r.a. i cili ka thënë: "E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem të lexojë në namazin e xhumasë suren xhumua dhe suren munafikun".[20]

Po ashtu shënon Taberani në "El-Euset" me shprehjen: "Me suren xhuma gëzohen besimtarët". Ndërsa për të dytën, ka ardhur: "Me suren munafikun tmerrohen hipokritët".[21]

---

[20] Muslimi, "Sahih", kitab el-Xhumuatu, bab ma jukreu fi salati`l-xhumuati, nr.877;

[21] Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 9/112, nr.9279; Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid" 2/191, nr.3167 thotë se esenca e këtij hadithi gjendet edhe në Sahihe, ndërsa këtë hadith e shënon Taberani në "Euset"

# *VEÇORIA E DHJETË, NJËMBËDHJETË, DYMBËDHJETË DHE TREMBËDHJETË*

Ky namaz veçohet me atë se për t`u falur kërkohet të formohet xhemati me mbi 40 persona,[22] të falet në një vend në qytet, si dhe është mendub me lejen e sulltanit (prijësit), obligim dhe i kushtëzuar të cilin e gjejmë të vendosur në librat e Fikhut (jurisprudencës islame).

Si argument më i fuqishëm i cili dëshmon për detyrueshmërinë e të qënurit të xhematit mbi katërdhjetë, është transmetimi i Darekutnit, i cili në "Sunen"-in e tij shënon përmes Xhabir b. Abdullahut r.a. i cili ka thënë: "Prej sunetit është që të prezantojnë

---

zinxhiri i të cilit është Hasen, Muhamed b. Ammari është el-Vazi`iju ku ai dhe mësuesi i tij Abdusamed janë prej racionalistëve, ndërsa Ibni Hibani i konsideron të besueshëm;

[22] Sipas medh`hebit hanefi, namazi i xhumasë mund të falet nëse është imami dhe tre veta tjerë. (shih imam Haskefiu, "ed-Durru`l-Muhtaru", fq.109);

në namazin e xhumasë mbi katërdhjetë veta”.[23]

## *VEÇORIA E KATËRMBËDHJETË*

### *VEÇOHET ME ATË SE AI I CILI E KUNDËRSHTON PREZENCËN NË TË, KËRCËNOHET ME SHKATËRRIM*

Shënon Hakimi një transmetim të cilin e konsideron Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit, përmes Ibni Mes`udit r.a. se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem për ata të cilët distancohen nga xhumaja ka thënë: *“Kam menduar që të urdhërojë një person që t`i prijë njerëzit në namaz, e unë t`ua*

---

[23] Darekutni, “Sunen”, 2/306, nr.1579;
Shuajb el-Arnauti në verifikim të Sunenit të Darekutnit për këtë hadith thotë: “Në zinxhirin e këtij hadithi është Abdulaziz b. Abdurahmani për të cilin Ahmedi ka thënë: “Largohu nga hadithet e tij, sepse janë gënjeshtra ose të falsifikuara”. Nesaiu ka thënë: “Nuk është i besueshëm”. Darekutni ka thënë: “Hadithi prej tij është munker”. Ibni Hibani thotë se nuk lejohet të argumentohet me të”. Bejhekiu ka thënë: “Nuk lejohet të argumentohet me hadithe të ngjashme si ky”.

*djeg shtëpitë atyre njerëzve të cilët nuk i bashkohen (xhematit të) xhumasë".*[24]

# VEÇORIA E PESËMBËDHJETË

## VULOSJA E ZEMRAVE TË ATYRE QË E BRAKTISIN ATË

Shënon Muslimi nga Ibni Umeri (r.a.) dhe Ebu Hurejre (r.a.) të cilët kanë thënë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *"Le të heqin dorë njerëzit nga braktisja e xhumave, ose përndryshe Allahu xh.sh. do t`ua vulos zemrat e tyre, e pastaj do të jenë prej të shkujdesurve".*[25]

Shënojnë edhe Ebu Davudi, Tirmidhiu i cili edhe e konsideron të mirë, Hakimi i cili e konsideron të saktë dhe Ibni Maxheh nga Ebu`l-Xha`d ed-Damriju r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush i*

[24] Hakimi, "El-Mustedrek", 1/430, nr.1080;
[25] Muslimi, "Sahih", kitab el-Xhumuatu, bab et-taglidhu fi terki`l-xhumuati, nr.865; etj.

*lë tri xhumaja duke qenë i shkujdesur për ta, Allahu xh.sh. do t`ia vulos zemrën e tij".*[26]

Edhe Hakimi dhe Ibni Maxheh shënojnë nga Xhabir b. Abdullahu (r.a.) se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush e lëshon xhumanë tre herë pa asnjë arsye, Allahu xh.sh. ia vulos zemrën e tij".*[27]

Shënon edhe Seid b. Mensuri nga Ebu Hurejre (r.a.) i cili ka thënë: "Kush i lë tri xhumaja pa asnjë arsye, Allahu xh.sh. do t`ia

---

[26] Ebu Davudi, "Sunen", kitab es-Salati, bab et-teshdidu fi terki`l-xhumuati, nr.1052; Tirmidhiu, "Sunen", kitab el-Xhumuati, bab ma xhae fi terki`l-xhumuati min gajri udhrin, nr.500 dhe thotë se hadithi është Hasen; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab Ikametu`s-Salati, bab fimen tereke`l-xhumuate min gajri udhrin, nr.1125; Hakimi, "El-Mustedrek", 2/530, nr.3811;
Shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të Sunenit të Ibni Maxhes (2/213) thotë se hadithi është Sahih li gajrihi, ndërsa ky zinxhir është i mirë (hasen) shkaku i Muhamed Amrit;
[27] Ibni Maxheh, "Sunen", kitab Ikametu`s-Salati, bab fimen tereke`l-xhumuate min gajri udhrin, nr.1126; Hakimi, "El-Mustedrek", 1/430, nr.1081;
Busiriu në "Zevaid" thotë se zinxhiri i hadithit është Sahih, transmetuesit janë të besueshëm;
Shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të Sunenit të Ibni Maxhes (2/214) thotë se hadithi është Sahih li gajrihi, ndërsa ky zinxhir është i mirë (hasen) shkaku i Usejdit;

vulos zemrën e tij dhe ai do të jetë prej munafikëve". E shënon edhe përmes Ibni Umerit (r.a.) i cili ka thënë: "Kush i lë me qëllim tri xhumaja dhe pa asnjë arsye, Allahu do t`ia vulos zemrën me vulën e *nifakut*".

Edhe Asbahani shënon në "Et-Tergib" nga Ebu Hurejre (r.a.) i cili ka thënë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *"Kush e braktis xhumanë pa asnjë arsye, ai nuk do të mund ta shpaguajë atë deri në Ditën e Kijametit".*

Shënon edhe përmes Semures (r.a.) i cili ka thënë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *"Prezantoni në xhuma dhe afrohuni që të uleni pranë imamit, sepse njeriu që neglizhon (shkuarjen) për në xhuma, atëherë ai do të neglizhohet (do të vonohet) për (të hyrë) në Xhenet edhe pse është prej banorëve të tijë".*

# *VEÇORIA E GJASHTËMBËDHJETË*

## *LEGJITIMITETI I SHLYERJES PËR ATË QË NUK KA MUNDUR TA FAL*

Shënon Ahmedi, Ebu Davudi, Nesaiu, Hakimi dhe Ibni Maxheh nga Semure b. Xhundub (r.a.) e ky nga Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i cili ka thënë: *"Kush e braktis xhumanë pa asnjë arsye, le të jep sadaka një dinarë, e nëse nuk gjenë aq, atëherë (le të jep sadaka) gjysmë dinari".*[28]

Gjithashtu shënon Ebu Davudi nga Kudame ibni Veberete i cili ka thënë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *"Kujt i humb xhumaja pa asnjë arsye, le të*

[28] Ahmedi, "Musned", 33/330, nr.20.159; Ebu Davudi, "Sunen", kitab es-Salati, bab keffaretu men terekeha, nr.1053; Nesaiu, "Sunen", kitab el-Xhumuatu, bab keffaretu men tereke`l-xhumuate min gajri udhrin, nr.1372; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab Ikametu`s-Salati, bab fimen tereke`l-xhumuate min gajri udhrin, 1128; Hakimi, "El-Mustedrek", 1/415, nr.1035 dhe thotë se ky hadith ka zinxhir të saktë (sahih) por Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë shënuar;
Shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të Sunenit të Ibni Maxhes (2/215) thotë se "zinxhiri i hadithit është i dobët, pasi ka kundërshtime për Halid b. Kajsin..."

*jep sadaka një dirhem ose gjysëm dirhemi, ose të jep një sa`a me grurë ose gjysmë sa`a".*[29]

## *VEÇORIA E SHTATËMBËDHJETË*

### *HUTBEJA*

## *VEÇORIA E TETËMBËDHJETË*

### *HESHTJA (GJATË HUTBES)*

Përcjellin dy imamët (Buhariu dhe Muslimi) nga Ebu Hurejre (r.a.) i cili ka thënë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *"Nëse i thua shokut tënd (që ke afër*

---

[29] Ebu Davudi, "Sunen", kitab es-Salati, bab keffaretu men terekeha, nr.1054;
Shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të Sunenit të Ebu Davudit (2/286) thotë se zinxhiri i këtij hadithi është i dobët shkaku i ndërprerjes.

*në xhami) gjatë ditës së xhuma "Hesht!" gjersa imami mbanë hutben, pa dyshim ke gabuar".*[30]

Edhe Muslimi shënon nga Ebu Hurejre r.a. i cili ka thënë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *"Kush merr abdes ditën e xhuma dhe e përsos abdesin e tij, pastaj shkon në (xhami për) xhuma, dëgjon dhe hesht, do t`i falen atij (mëkatet) që ka bërë prej atë ditë deri në xhumanë e ardhëshme, duke ia shtuar edhe tri ditë tjera, e kush luan me guralecët (në tokën e xhamisë)*[31] *ka gabuar".*[32]

Ebu Davudi përcjell nga Abdullah b. Amri r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush lahet ditën e xhuma, parfumohet me parfumin e gruas së vet nëse ajo posedon (nëse nuk ka parfum për burra), i vesh teshat më të mira që i ka dhe që nuk kalon mbi qafat e njerëzve (kur të hyjë në xhami). Nuk përshpërit kur imami është duke këshilluar, do të*

---

[30] Buhariu, "Sahih", kitab el-Xhumuatu, bab el-insati jaume`l-xhumuati ve`l-imamu jahtubu, nr.934; Muslimi, "Sahih", kitab el-Xhumuatu, bab fi`l-insati jaume`l-xhumuati fi`l-hutbeti, nr.851; etj.

[31] Pasi në atë kohë xhamitë nuk kanë qenë të shtruara me tepihë, por janë falur në hastra ose për toke, ndërsa dikush e ka shpërqëndruar vëmendjen duke luajtur me guralecët për toke;

[32] Muslimi, "Sahih", kitab el-Xhumuatu, bab fadlu meni`s-teme`a ve ensate fi`l-hutbeti, nr.857; etj.

*jetë falje (mëkatesh) brenda kësaj. Sa i përket atij i cili përshpërit dhe që kalon mbi qafat e njerëzve, do të jetë për të vetëm drekë (pa shpërblim xhumaje)".*[33]

Ibni Maxheh dhe Seid b. Mensuri përcjellin nga Ubeje b. Ka`bi r.a. se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem në ditën e xhuma lexoi suren Bera`etun gjersa ai ishte duke qëndruar në këmbë dhe përkujtonte ditët e begatshme të Allahut, kurse Ebu Derda dhe Ebu Dherri më preknin duke thënë: "Kur është shpallur kjo sure, unë nuk e kam dëgjuar këtë gjer tash". Por atij i bëri me shenjë që të heshtë. Pasi ata u larguan, tha: "Të pyeta se kur është shpallur kjo sure, e ti nuk më informove?" Ubeji tha: "Nga namazi i xhumasë së sotme nuk të ka ngelur asgjë përpos ajo që fole". Shkoi te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe ia përmendi këtë atij duke i treguar se çka ka thënë Ubeji,

---

[33] Ebu Davudi, "Sunen", kitab et-Tahareti, bab fi`l-gusli jaume`l-xhumuati, nr.347;
Shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të Sunenit të Ebu Davudit (1/261) thotë se zinxhiri i këtij hadithi është i mirë (Hasen);

ndërsa i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: *"Të vërtetën e ka thënë Ubeji"*.[34]

Seid b. Mensuri shënon se Ebu Hurejre r.a. ka thënë: "Mos thuaj as `subhanallah` (i Lartmadhëruar qoftë Allahu) gjersa imami e mbanë hutben e xhumasë".

Përcillet edhe nga Ibni Abasi r.a. i cili ka thënë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *"Kush flet ditën e xhuma gjersa imami është duke mbajtur hutben, ai është sikur gomari i cili bartë libra, ndërsa ai i cili i thotë (këtij që flet) "hesht!" ka mbetur pa xhuma"*.

[34] Ibni Maxheh, "Sunen", kitab Ikametu`s-Salati, bab ma xhae fi`l-istimai lil hutbeti, nr.1111; Ahmedi, "Musned", 35/208, nr.21.287;
Busiriu thotë se zinxhiri i këtij hadithi është Sahih, ndërsa transmetuesit janë të besueshëm;
Shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të Sunenit të Ibni Maxhes (2/203) thotë se zinxhiri i këtij hadithi është i fuqishëm nëse vërtetohet dëgjimi i hadithit nga Atau ibni Jesarit prej Ubejje b. Ka`bit.

# *VEÇORIA E NËNTËMBËDHJETË*

## *NDALESA E FALJES SË NAMAZIT KUR IMAMI ULET NË MINBER*

Shënon Seid b. Mensuri nga Seid b. Musejebi i cili ka thënë: “Dalja e imamit (në minber) e ndërpret namazin, ndërsa kur ai fillon të flas, ndalohet të folurit e njerëzve (xhematit)”.

Ai shënon edhe nga Tha`lebe b. Ebu Maliku i cili ka thënë: “Ne gjatë kohës së sundimit të Umer b. Hatabit r.a. ditëve të xhumaja faleshim (në xhami), e kur hynte Umeri (r.a.) ende flisnim, por kur ai fillonte ligjëratën, ne heshtnim”.

Neveviu në “Sherhu`l-Muhedheb” thotë se kur imami ulet në minber, ndalohet të fillohet falja e namazit nafile, e nëse ky veçse është në namaz, duhet ta falë më lehtë (më shkurtë) sipas mendimit të përbashkët të dijetarëve”. Kështu rrëfejnë edhe Maverdi dhe të tjerë.

Begaviu thotë: “Pa marrë parasysh a është namaz sunet ose jo, Neveviu thotë: “Ndalohet (falja) me uljen e imamit në

minber e jo me thirrjen e ezanit, këtë e përcakton Shafiiju dhe shokët e tij”.

Dobi: Thotë Seid b. Mensuri: “Na ka treguar Hishami i cili thotë se i ka treguar Ebu Ma`sheri nga Muhamed b. Kajsi, se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem kur e urdhëroi Sulejkun që të fal dy rekate, ka ndërprerë hutben gjersa i ka përfunduar ato”.

## *VEÇORIA E NJËZETË*

### *NDALESA E QËNDRIMIT DUARKRYQ[35] GJERSA MBAHET HUTBEJA*

Shënon Ebu Davudi, Tirmidhiu i cili e konsideron të mirë, Hakimi i cili e vlerëson si të saktë dhe Ibni Maxheja nga Muadh b. Enesi r.a. se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem e ka ndaluar qëndrimin

[35] Është ulja duke mbajtur me duar këmbët e mbledhura dhe duke i mbështetur këmbët për gjoksi dhe barku;

duarkryq ditën e xhuma gjersa imami mbanë hutben.[36]

Shënon edhe Ibni Maxheh transmetimin e Ibni Umerit r.a., ndërsa Ebu Davudi thotë se Ibni Umeri r.a. qëndronte duarkryq gjersa imami mbante hutben, kështu vepronte edhe Enesi dhe një numër i sahabëve dhe tabiinëve të cilët thonë se nuk ka diç të keqe në këtë, si dhe nuk na është përcjellur që dikush e ka konsideruar të urryer përpos Ubades.

Tirmidhiu thotë: "Disa e kanë konsideruar të papëlqyeshme qëndrimin duarkryq gjatë mbajtjes së hutbes, ndërsa disa të tjerë kanë bërë tolerancë në këtë aspekt. Neveviu në "Sherhu`l-Muhedheb" thotë: "Kjo nuk

---

[36] Ebu Davudi, "Sunen", kitab es-Salati, bab el-ihtibau ve`l-imamu jahtubu, nr.1110; Tirmidhiu, "Sunen", kitab el-Xhumuati, bab ma xhae fi kerahijeti`l-ihtibai ve`l-imamu jahtubu, nr.514 dhe thotë se hadithi është Hasen; Ahmedi, "Musned", 24/393, nr.15.630; Hakimi, "El-Mustedrek", 1/427, nr.1069 dhe thotë se zinxhiri i hadithit është Sahih por Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë shënuar;
Shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të Sunenit të Ebu Davudit (2/327) thotë se zinxhiri i këtij hadithi është i dobët, shkaku i dobësisë së Ebu Merhumit, ndërsa Ibni Huzejme dhe Ibni Hibani e ka konsideruar këtë hadith Sahih, ndërsa Dhehebiu ka heshtur për të;

konsiderohet e papëlqyeshme tek Shafiu, Maliku, Ahmedi, Euzai dhe ithtarëve të mendimit e të tjerë, ndërsa një grup tjetër e kanë konsideruar të papëlqyeshme si ithtarët e hadithit, shkaku i hadithit që e kemi përmendur, kurse Hitabiu thotë: "Kjo është për shkak se e nxit përgjumjen e cila më pas e konteston pastërtinë (abdesin) shkaku i kotjes dhe pengon në dëgjimin e hutbes".

## *VEÇORIA E NJËZETENJË*

### *SHFUQIZIMI I PAPËLQYESHMËRISË SË FALJES TË NAMAZIT VULLNETARË (NAFILE) NË KOHËN E ZENITIT*

Shënon Ebu Davudi nga Ebu Katade se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem e ka konsideruar të papëlqyeshme faljen në mes të ditës, përpos ditës së xhuma dhe tha se Xhehenemi ndizet (dhe flakëron) çdo ditë përpos ditës së xhuma.[37]

---

[37] Ebu Davudi, "Sunen", kitab es-Salati, bab es-salatu jaume`l-xhumuati kable`z-zevali, nr.1083 dhe thotë: "Ky hadith është mursel, sepse Muxhahidi është më i

## *VEÇORIA E NJËZETEDY*

### *NË KËTË DITË (TË XHUMANË) NUK NDIZET XHEHENEMI SIÇ U PËRMEND NË HADITHIN E MËPARSHËM*

## *VEÇORIA E NJËZETETRE*

### *PËLQYESHMËRIA E LARJES NË KËTË DITË*

Përcjellin dy imamët (Buhariu dhe Muslimi) nga Ibni Umeri r.a. i cili ka thënë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sellem: "Kushdo prej jush që vjen në xhuma (në namaz), le të pastrohet".[38]

---

moshuar se Ebu Hilali. Ndërsa Ebu Hilali nuk ka dëgjuar hadithe nga Ebu Katade".
Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të veprës së Sunenit të Ebu Davudit (2/310) thotë se zinxhiri i hadithit është i dobët, shkaku i Lejthit, po ashtu hadithi është Mursel shkaku se Ebu Halili nuk ka dëgjuar hadithe prej Ebu Katades.

[38] Buhariu, "Sahih", kitab el-Xhumuatu, bab hel ala men lem jesh`hedi`l-xhumuate guslun mine`n-nisai ve`s-sibjani, nr.894; Muslimi, "Sahih", kitab el-Xhumuatu, nr.844; etj.

Ata dy (Buhariu dhe Muslimi) shënojnë edhe përmes Ebu Seid el-Hudrijut r.a. nga Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i cili ka thënë: *"Gusli gjatë ditës së xhuma, është obligim për çdo të moshëritur".*[39]

Edhe Hakimi përcjell nga Ebu Katade i cili ka thënë: "E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem duke thënë: *"Kush bën gusël ditën e xhuma do të jetë në gjendje pastërtie deri në xhumanë e ardhshme".*[40]

Taberani shënon përmes Ebu Bekër es-Sidikut r.a. dhe Imran b. Husajnit r.a. të cilët

---

[39] Buhariu, "Sahih", kitab el-Edhani, bab vudu`i-s-sibjani, nr.858; Muslimi, "Sahih", kitab el-Xhumuatu, bab vuxhubu gusli`l-xhumuati, nr.846; etj.

[40] Hakimi, "El-Mustedrek", 1/419, nr.1044 dhe thotë se hadithi është Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit por ato dy nuk e kanë regjistruar; për ta kuptuar më mirë kontekstin e këtij hadithi, duhet të potencojmë edhe pjesën e parë të transmetimit që e shënon Hakimi, se Abdullah ibni Ebu Katade thotë: "Hyri tek unë babai im, ndërsa unë bëja gusël për ditën e xhuma, e ai më tha: "A bën gusël shkaku i xhunubllëkut apo shkaku i ditës së xhuma?" Unë i thashë: "Shkaku i xhunubllëkut". Ai më tha: "Merr edhe një gusël tjetër, sepse unë e kam dëgjuar Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem duke thënë: "*Kush bën gusël ditën e xhuma do të jetë në gjendje pastërtie deri në xhumanë e ardhshme".*

kanë thënë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *"Kush bën gusël ditën e xhuma, do t`i fshihen atij mëkatet dhe gabimet, e nëse vjen (në xhami) duke ecur, do t`i shkruhet për çdo hap nga njëzet të mira, e kur të del prej namazit, do t`i shkruhet shpërblimi sikur të kishte bërë adhurim njëqind vite"*.[41]

Ai shënon edhe përmes një zinxhiri ku transmetuesit e tij janë të besueshëm nga Ebu Umame r.a. e ky nga Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i cili ka thënë: *"Gusli për ditën e xhuma i nxjerr mëkatet edhe nën rrënjët e qimeve"*.[42]

---

41 Taberani, "El-Mu`xhemu`l-Euset", 4/353, nr.4413; Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 2/174, nr.3061 thotë se e shënon Taberani në "Euset" dhe "Kebir", por në zinxhir gjendet Dahak b. Humre, të cilin e ka konsideruar të dobët Ibni Meini dhe Nesaiu, ndërsa Ibni Hibani e ka përmendur në veprën e tij "Eth-Thikat" (të besueshmit)".

42 Taberani, "El-Mu`xhemu`l-Kebir", 8/256, nr.7996; Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 2/174, nr.3063 thotë se e shënon Taberani në "Kebir" ndërsa transmetuesit janë të besueshëm;

# *VEÇORIA E NJËZETEKATËR*

## *NË KËTË DITË DO TË KETË DY SHPËRBLIME PËR SHKAK TË KONTAKTIT INTIM*

Shënon Bejhekiu në "esh-Shu`ab" me zinxhir të dobët transmetuesish nga Ebu Hurejre r.a. i cili ka thënë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *"A është dikush prej jush i paaftë për të kryer marrëdhënie intime me bashkëshorten çdo të xhuma e të fitojë dy shpërblime, një shpërblim për guslin e tij dhe një shpërblim për guslin e bashkëshortes së tij".*[43]

Edhe Seid b. Mensuri shënon në "Sunen"-in e tij përmes Mekhulit se atë e kanë pyetur në lidhje me njeriun i cili pastrohet nga xhunubllëku ditën e xhuma, ai ka thënë: "Kush vepron kështu, do të ketë dy shpërblime".

---

[43] Bejhekiu, "Shu`abu`lman", 4/409, nr.2731;
Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, për këtë hadith thotë ka zinxhir të dobët, shkaku i transmetuesit Bekije, për të cilin ka diskutime, ndërsa ai është *mudelis*, po ashtu edhe Ebu Utbe, emri i të cilit është Ahmed b. Ferexh el-Hixhazi, i cili është i dobët;

# *VEÇORIA E NJËZETEPESË DERI NË NJËZETENËNTË*

## *TË PREFERUARIT E PËRDORIMIT TË MISVAKUT, PARFUMIT, VAJIT, SHKURTIMIT TË THONJËVE DHE QIMEVE*

Përcjellin dy imamët (Buhariu dhe Muslimi) nga Ebu Seid el-Hudriju r.a. i cili ka thënë: "Dëshmoj se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Gusli në ditën e xhuma është i detyrueshëm (vaxhib) për çdo të moshëritur, të pastrojë (gojën me misvak) dhe të përdor parfum nëse gjenë".*[44]

Shënon edhe Ibni Ebu Shejbeh në "El-Musannef" nga njëri prej sahabëve, e ky nga Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i cili ka thënë: *"Tri gjëra janë detyrim i çdo muslimani: Gusli ditën e xhuma, misvaku dhe parfumi nëse ka".*[45]

---

44 Buhariu, "Sahih", kitab el-Xhumuatu, bab et-tibi li`l-xhumuati, nr.880; Muslimi, "Sahih", kitab el-Xhumuatu, bab et-tibu ve`s-sivaku jaume`l-xhumuati, nr.846; etj.

45 Ibni Ebu Shejbeh, "Musannef", 1/434, nr.4997;

Buhariu shënon nga Selmani i cili ka thënë: "Ka thënë Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *"Nuk ndodh që të lahet njeriu ditën e xhuma dhe të pastrohet aq sa ka mundësi, pastaj të lyejë flokët me vaj ose parfumoset me erë të mirë që e ka në shtëpi, më pas del (prej shtëpie) dhe (kur hyn në xhami) nuk i ndanë dy veta mes tyre, fal aq sa është e paraparë dhe hesht kur flet imami, e të mos i falen mëkatet në mes kësaj dhe xhumasë tjetër"*.[46]

Edhe Hakimi përcjell përmes Ibni Abasit (r.a.) se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ditën e xhuma ka thënë: *"O ju njerëz! Kur të vijë kjo ditë, lahuni dhe përdorni parfum çfardo qoftë prej parfumeve ose edhe vaj (aromatik)"*.[47]

Bezari, Taberaniu në "Euset" dhe Bejhekiu në "esh-Shu`ab" shënojnë se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem i ka prerë thonjtë dhe ka shkurtuar mustaqet në ditën e xhuma para (se të del për) namaz".[48]

---

[46] Buhariu, "Sahih", kitab el-Xhumuatu, bab ed-duhni li`l-xhumuati, nr.883; Ahmedi, "Musned", 39/113, nr.23.710; etj.

[47] Hakimi, "El-Mustedrek", 4/209, nr.7394 dhe thotë se hadithi është Sahih sipas kushteve të Buhariut por ai nuk e ka shënuar;

[48] E shënojnë përmes Ebu Hurejres r.a. Bezari, "Bahru`z-Zehar", 15/65, nr.8291; Taberani,

Ndërsa në "El-Euset" përmes Aishes r.a.h. shënon se ajo ka thënë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *"Kush i pret thonjtë në ditën e xhuma, do të jetë i mbrojtur nga ndonjë e keqe dhe të ngjashme"*.[49]

Seid b. Mensuri shënon në "Sunen"-in e tij nga Rashid b. Sa`di i cili ka thënë: "Shokët e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem thonin: "Kush lahet ditën e xhuma, përdor

---

"Mu`xhemu`l-Euset", 1/257, nr.842; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 4/274, nr.2508 dhe thotë se në këtë zinxhir ka transmetues të panjohur;
Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 2/170, nr.3036 thotë se e transmetojnë Bezari dhe Taberani në "Euset", por në zinxhir gjendet Ibrahim b. Kudame, për të cilin Bezari ka thënë se nuk është argument kur veçohet me ndonjë hadith, ndërsa ai veçohet me këtë hadith. Unë them se Ibni Hibani e ka përmendur në veprën e tij "Eth-Thikat" (të besueshmit);
Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, për këtë hadith thotë se zinxhiri i këtij hadithi është i dobët, Ibni Hibani e përmend në veprën e tij "Eth-Thikat" 8/59, ndërsa Dhehebiu në "Mizan" 1/53 thotë se është prej Medine, por nuk e njoh kush është ai;
[49] Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 5/85, nr.4746; Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 2/171, nr.3037 thotë se e përcjell Taberani në "Euset", por në zinxhir gjendet Ahmed b. Thabit, i cili është i dobët;

misvakun dhe pret thonjtë, i është bërë obligim”.

Nga Mekhuli përcillet se ka thënë: “Kush pret thonjtë dhe shkurton mustaqet në ditën e xhuma, nuk do të vdes nga uji i verdhë (sëmundjet).

Seid b. Mensuri dhe Ibni Ebi Shejbeh shënojnë nga Humejd b. Abdurahman el-Humejdiju i cili ka thënë: “Është thënë: “Kush i pret thonjtë ditën e xhuma, Allahu (xh.sh.) do ta nxjerrë prej tij sëmundjen dhe do të fus tek ai shëndetin”.[50]

## *VEÇORIA E TRIDHJETË*

### *PËLQEHET TË VISHEN TESHAT MË TË BUKURA*

Shënojnë Ahmedi, Ebu Davudi dhe Hakimi nga Ebu Seidi (r.a.) dhe Ebu Hurejre (r.a.), se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Kush lahet ditën e xhuma, pastron dhëmbët, përdor parfum nëse ka, i vesh*

[50] Ibni Ebu Shejbeh, “Musannef”, 1/483, nr.5570;

*teshat më të bukura që posedon dhe del (prej shtëpie) derisa të arrijë në xhami, ku nuk kalon (në xhami) mbi qafat e njerëzve (për të dalur në safet e përparme), më pas fal aq sa dëshiron Allahu (xh.sh.) që të falë, hesht kur të del imami (në hutbe), kjo do të jetë falje për të prej kësaj xhumaje dhe xhumasë së kaluar".*[51]

Ahmedi shënon edhe përmes Ebu Ejub el-Ensariut dhe Ebu Derdasë, si dhe Hakimi ngjashëm me këtë përmes Ebu Dherrit.

Bejhekiu shënon nga Xhabir b. Abdullahu r.a. i cili ka thënë: "Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem vishte mantelin e tij për bajrame dhe për ditën e xhuma".[52]

Ebu Davudi shënon përmes Ibni Selamit se ai ka dëgjuar të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem duke thënë: *"Nuk prish punë për ndonjërin prej jush nëse gjenë dy*

---

[51] Ebu Davudi, "Sunen", kitab et-Tahareti, bab fi`l-gusli jaume`l-xhumuati, nr.343; Ahmedi, "Musned", 18/292, nr.11.768; Hakimi, "El-Mustedrek", 1/419, nr.1045 dhe thotë se hadithi është Sahih sipas kushteve të Muslimit, por ai nuk e ka shënuar;
Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të veprës së Sunenit të Ebu Davudit (1/258) thotë se zinxhiri i hadithit është Hasen;
[52] Bejhekiu, "Es-Sunen`ul-Kubra", 3/350, nr.5984;

*palë petka për ditën e xhuma, përveç dy petkave të punës".*[53]

Ngjashëm me këtë shënon edhe Ibni Maxheh përmes Aishes (r.a.h.), ndërsa Bejhekiu në "esh-Shu`ab" shënon ngjashëm me këtë përmes Enesit r.a.

Taberani në "Euset" nga Aishja (r.a.h.) e cila ka thënë: "Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem kishte dy palë tesha të cilat i vishte për xhuma, e kur u kthente nga namazi i xhumasë ne i palosnim ashtu siç ishin (i palosnim deri për të xhumanë e ardhme).[54]

Ai shënon edhe në "Kebir" nga Ebu Derdaja r.a. i cili ka thënë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *"Allahu xh.sh. i mëshiron dhe melekët luten për ata të*

---

[53] Ebu Davudi, "Sunen", kitab es-Salati, bab el-lubsu li`l-xhumuati, nr.1078; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab Ikametu`s-Salati, bab ma xhae fi`z-zineti jaume`l-xhumuati, nr.1095;
Shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të Sunenit të Ibni Maxhes (2/194) thotë se hadithi është Hasen li gajrihi, ndërsa zinxhiri i këtij hadithi është i dobët, shkaku i ndërprerjes sepse Muhamed b. Jahja nuk ka dëgjuar hadithe nga Abdullah b. Selam.
[54] Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 4/24, nr.3516;

*cilët në ditën e xhuma veshin turbane (çallmë në kokë)".*[55]

# VEÇORIA E TRIDHJETËENJË

## TYMOSJA (ME PARFUM) E XHAMISË

Shënon ez-Zubejr b. Bekari në "Ahbaru`l-Medine" si *Mursel*[56] nga Hasen ibni Ali ibni Husejn ibni Haseni se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka urdhëruar për tymosjen (me parfum) të xhamisë për ditën e xhuma.

---

[55] Taberani, "Musnedu`sh-Shamijin", 4/336, nr.3487 dhe Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", 5/189;
Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 2/176, nr.3075 pasi e shënon këtë hadith thotë: "E transmeton Taberani në "Kebir", por në zinxhir gjendet Ejub b. Mudrik, për të cilin Ibni Meini ka thënë se është gënjeshtar".
Ibni Xheuzi në "El-Meuduat" 2/105 thotë se ky hadith nuk ka asnjë bazë;

[56] Hadithi Mursel është ai hadith të cilin tabiiu e mbështet në mënyrë direkte tek Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem pa e përmendur emrin e sahabiut;

Ibni Maxheh shënon si *Mursel* nga Mekhuli, e ky nga Vathile b. Eska i cili ka thënë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *"Largoni nga xhamitë e juaja fëmijët (e vegjël) dhe të çmendurit, grindjet, shitblerjen, ngritjen e zërit dhe nxjerrjen e armëve. Po ashtu për çdo të xhuma t`i tymosni (me parfum)".*[57]

Edhe Ibni Ebi Shejbeh dhe Ebu Ja`la shënojnë përmes Ibni Umerit r.a. se ai për çdo të xhuma e tymoste (me parfum) xhaminë.[58]

---

[57] Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Mesaxhidu ve`l-xhema`atu, bab ma jukrehu fi`l-mesaxhidi, nr.750; Busiriu thotë se zinxhiri i këtij hadithi është i dobët, Ebu Seidi që përmendet në këtë zinxhir quhet Muhamed b. Seid es-Sevabi, për të cilin imam Ahmedi ka thënë se "qëllimisht ka falsifikuar hadithe", kurse Buhariu ka thënë: "Duhet të braktiset", ndërsa Nesaiu thotë se është gënjeshtar; Shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të Sunenit të Ibni Maxhes (1/482) thotë se zinxhiri i këtij hadithi është shumë i dobët, el-Harith b. Nebhani është i braktisur, kurse Utbe b. Jakdhani është i dobët, sa i përket Ebu Seid esh-Shamit, ai është i panjohur;

[58] Ibni Ebi Shejbeh, "Musannef", 2/141, nr.7445;

# *VEÇORIA E TRIDHJETËEDY*

## *DALJA HERËT (PËR NË XHAMI)*

Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi nga Enesi (r.a.) i cili ka thënë: "Dilnim herët për në xhuma, e pas xhumasë pushonim".[59]

Këta dy (Buhariu dhe Muslimi) shënojnë edhe përmes Ebu Hurejres r.a. se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Ai që lahet ditën e xhuma siç lahet nga papastërtia, niset për në xhami në orën e parë, i llogaritet shpërblim sikur të kishte prerë kurban një deve, e kush vjen në orën e dytë, do të ketë shpërblimin sikur të ketë prerë kurban një lopë, kush vjen në orën e tretë, do të ketë shpërblimin sikur të ketë prerë kurban një dash me brirë, kush vjen në orën e katërt, do të ketë shpërblim sikur të kishte therur kurban një gjel dhe ai i cili vjen në*

---

[59] Buhariu, "Sahih", kitab el-Xhumuatu, bab vakti`l-xhumuati, nr.905; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab Ikametu`s-Salati ve`s-sunnetu fiha, bab ma xhae fi vakti`l-xhumuati, nr.1102; Ahmedi, "Musned", 21/144, nr.13.489; por nuk gjendet tek Muslimi siç ka potencuar autori; Busiriu thotë se zinxhiri i këtij hadithi është Sahih, ndërsa transmetuesit janë të besueshëm; Shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të Sunenit të Ibni Maxhes (2/199) thotë se hadithi është Sahih;

*orën e pestë, do të ketë shpërblim sikur të kishte dhënë sadaka një kokë vezë. Kur del imami (në minber), melekët ndalen që të dëgjojnë përkujtimin (hutben)".*[60]

Buhariu shënon përmes Ebu Hurejres r.a. se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kur vjen dita e xhuma, në çdo derë prej dyerve të xhamisë ka melek të cilët e shkruajnë të parin e pas tij edhe të tjerët, e kur ulet imami (në minber), ato mbyllin regjistrat dhe afrohen që të dëgjojnë përkujtimin".*[61]

Ibni Maxheh dhe Bejhekiu shënojnë përmes Ibni Mes`udit r.a. se ai ka ardhur në xhuma dhe ka parë se tri veta i kanë paraprirë atij (në ardhjen në xhami më herët) dhe ka thënë: "Unë jam i katërti prej të katërtëve, po edhe i katërti prej të katërtëve nuk është larg. Unë e kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem duke thënë: *"Njerëzit do të ulen në Ditën e Kijametit tek*

[60] Buhariu, "Sahih", kitab el-Xhumuatu, bab fadli`l-xhumuati, nr.881; Muslimi, "Sahih", kitab el-Xhumuatu, bab et-tibu ve`s-sivaku jaume`l-xhumuati, nr.850; etj.

[61] Buhariu, "Sahih", kitab Bed`ul-Halki, bab dhikri`l-melaiketi, nr.3211; etj.

*Allahu (xh.sh.) sipas asaj se si kanë dalur për në xhami ditën e xhuma: i pari, i dyti dhe i treti".*[62]

Bejhekiu ka thënë: "(fjala) tek Allahu, ka kuptimin afër Arshit dhe nderimit të Tij".

Seid b. Mensuri shënon përmes Ibni Mes`udit (r.a.) i cili ka thënë: "Zgjohuni herët në mëngjes të premteve, me të vërtetë Allahu (xh.sh.) do të shfaqet në Xhenet të premten në një shtresë kamfuri të bardhë, kështu që njerëzit do të afrohen me Allahun (xh.sh.) ashtu siç kanë ardhur (në xhami) të premten".

Shënon Humdejd b. Zenxhevejhi në "Fadailu`l-A`mal" nga Kasim b. Muhmer i cili ka thënë: "Kur shkon njeriu për në xhami, me njërin hap i ngritet një shkallë dhe me tjetrin i fshihen mëkate, si dhe i shkruhet

---

[62] Ibni Maxheh, "Sunen", kitab Ikametu`s-salati, bab ma xhae fi`t-tehxhiri ile`l-xhumuati, nr.1094;
Busiriu thotë se për zinxhirin e këtij hadithi ka pasur kundërshtime;
Shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të Sunenit të Ibni Maxhes (2/193) thotë se "transmetuesit janë të besueshëm, por ka pasur kundërshtime për Abdulmexhid b. Abdulazizin" dhe më pas në mënyrë të detajuar dhe zgjeruar jep sqarime mbi kundërshtimet mbi këtë transmetues;

për çdo njeri që do të vijë pas tij, shpërblim nga një *kirat*".

## *VEÇORIA E TRIDHJETËETRETË*

Preferohet të pritet që të freskohet koha shkaku i nxehtësisë së lartë, për dallim nga ditët tjera. Shënon Buhariu nga Enesi r.a. se kur ishte shumë nxehtë, Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem e shtynte namazin e xhumasë për më vonë derisa të freskohej pak.[63]

---

[63] Buhariu, "Sahih", kitab el-Xhumuatu, bab idhe`sh-tedde`l-harru jaume`l-xhumuati, nr.906;

## *VEÇORIA E TRIDHJETËEKATËR*

### *VONIMI I USHQIMIT DHE GJUMIT NË TË (DITËN E XHUMA)*

Shënojnë Buhariu dhe Muslimi nga Sehël b. Sa`di r.a. i cili ka thënë: “Nuk kemi fjetur e as kemi ngrënë, përpos se pas faljes së xhumasë, e më pas pushonim”.[64]

Edhe Seid b. Mensuri shënon nga Muhamed b. Sirini i cili ka thënë: “E konsideronim si të papëlqyeshëm gjumin para xhumasë dhe ndaj kësaj thonin fjalë të ashpra. Ata thonin ngjashëm sikur ai ka dështuar, ndërsa ata e dinin se ai që dështon nuk posedon asgjë”.

---

[64] Buhariu, “Sahih”, kitab el-Xhumuatu, bab kaulilahi teala fe idha kudijetis-salatu fenteshiruu fi`l-ardi, nr.939; Muslimi, “Sahih”, kitab el-Xhumuatu, bab salatu`l-xhumuati hijne tezulu`sh-shemsu, nr.859; etj.

# *VEÇORIA E TRIDHJETËEPESË*

Shumëzimi i shpërblimit të atij që ecën për të shkuar në xhuma, me çdo hap që hedh fiton shpërblimin e një viti (adhurim).

Shënon Ahmedi, katër koleksionuesit (Ebu Davudi, Tirmidhiu, Nesaiu dhe Ibni Maxheh) dhe Hakimi nga Eus b. Eus eth-Thekafiju (r.a.) i cili ka thënë: "E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem duke thënë: *"Kush shkakton larjen dhe lahet*[65] *ditën e xhuma, pastaj ngritet herët dhe shkon herët, ecën dhe nuk i hyp ndonjë mjeti bartës, afrohet afër imamit dhe e dëgjon, gjatë kësaj nuk përshpërit diçka, për këtë do t`i shkruhet gjatë çdo hapi që ka bërë (për të ardhur), shpërblimi i një viti agjërim dhe falje e namazeve"*.[66]

---

[65] Tirmidhiu gjatë sqarimit të kësaj pjese, sjell sqarimin e Vekiut i cili ka thënë: "Lahet ai dhe lahet bashkëshortja e tij pas marrëdhënieve intime". Ndërsa Ibni Mubareku ka thënë: "E lanë kokën dhe e lanë trupin tërësisht".

[66] Ahmedi, "Musned", 26/92, nr.16.172; Ebu Davudi, "Sunen", kitab et-Tahareti, bab fi`l-gusli jaume`l-xhumuati, nr.345; Tirmidhiu, "Sunen", kitab el-Xhumuati, bab ma xhae fi fadli`l-gusli jaume`l-xhumuati, nr.496 dhe thotë se hadithi është Hasen; Nesaiu, "Sunen", kitab el-Xhumuati, bab fadlu gusli

Ahmedi shënon me zinxhir sahih ngjashëm me këtë përmes Ibni Umerit, si dhe shënon Ahmed b. Zenxhevejhi në “Fadailu`l-A`mal” nga Jahja b. Jahja el-Gasani i cili ka thënë: “Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Shkuarja yte në xhami dhe kthimi yt në familjen tënde, janë të ngjashme në shpërblim”.*

Edhe Seid b. Mensuri shënon ngjashëm si *Mursel* nga Zuhriu dhe Mekhuli, si dhe Taberani në “Euset” hadithin e Ebu Bekër es-Sidikut: *“Kur të shkosh në këmbë në xhuma, për çdo hap që e bën, do të keshë shpërblimin e njëzet viteve me punë të mira”.*[67] Por, zinxhiri i këtij hadithi është i dobët.

---

jaumi`l-xhumuati, nr.1381; Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab Ikametu`s-Salati, bab ma xhae fi`l-gusli jaume`l-xhumuati, nr.1087; Hakimi, “El-Mustedrek”, 1/418, nr.1041;
Shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të Sunenit të Ibni Maxhes (2/188) thotë se zinxhiri i këtij hadithi është Sahih;

[67] Taberani, “Mu`xhemu`l-Euset”, 3/357, nr.3397; Hejthemiu e shënon në “Mexhme`uz-Zevaid”, 2/174, nr.3062 dhe thotë: “E shënon Taberani në “Euset” por në zinxhir gjendet Abad b. Abdusamed Ebu Ma`mer, të cilin e kanë konsideruar të dobët Buhariu dhe Ibni Hibani”.

## *VEÇORIA E TRIDHJETËEGJASHTË*

### *PËR TË (XHUMANË) THIRREN DY EZANE E NUK ËSHTË KJO PËR NDONJË (NAMAZ) TJETËR PËRPOS SAJ DHE SABAHUT*

Shënon Buhariu se Saib b. Jezidi (r.a.) ka thënë: "Në fillim, gjatë kohës së Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, Ebu Bekrit dhe Umerit, për ditën e xhuma kur ulej imami në minber (thirrej një ezan), por kur erdhi Uthmani dhe u shtuan njerëzit, u shtua edhe një ezan i dytë në *Zeura*-u,[68] kështu që u bë i zakonshëm".[69]

---

[68] *Zevra`u* – ishte një vend në tregun e Medines, ndërsa Ibni Bettali thotë se ishte një gur i madh i vendosur pranë derës së xhamisë;

[69] Buhariu, "Sahih", kitab el-Xhumuatu, bab et-te`dhini inde`l-hutbeti, nr.916; etj.

# *VEÇORIA E TRIDHJETËESHTATË*

## ANGAZHIMI (DHE PREOKUPIMI) ME ADHURIM DERISA TË DEL HATIBI (NË MINBER)

Për këtë temë kemi shënuar më herët transmetimin e Tha`lebe b. Malikut.

# *VEÇORIA E TRIDHJETËETETË*

## *LEXIMI I SURES KEHF*

Shënon Hakimi dhe Bejhekiu nga Ebu Seid el-Hudriju (r.a.) e ky nga Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i cili ka thënë: *"Kush e lexon suren Kehf ditën e xhuma, do t`i ndriçojë një nur (ndriçim) në mes dy xhumave".*[70]

---

[70] Hakimi, "El-Mustedrek", 2/399, nr.3392 dhe thotë se hadithi është me zinxhir Sahih, por Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë shënuar; Bejhekiu, "es-Sunenu`l-Kubra", 3/353, nr.5996;

Edhe Seid b. Mensuri e sjell si *Meukuf*[71] me tekstin: "Do të ndriçojë me *nur* çka ka në mes tij dhe *Bejtu`l-Atik*-ut (Qabesë)".

Shënon edhe përmes Halid b. Ma`danit i cili ka thënë: "Kush e lexon suren Kehf para se të del imami (në minber), do të jetë për të falje në mes dy xhumave, ndërsa *nuri* i tij do të arrijë deri në *Bejtu`l-Atik (deri në Qabe)*".

Edhe Merdevejhi përcjell nga Ibni Umeri r.a. i cili ka thënë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *"Kush e lexon suren Kehf ditën e xhuma, do të burojë drita prej nën këmbëve të tij deri në skaj të qiellit, e cila do ta ndriçojë në Ditën e Kijametit, atij do t`i falet (mëkati që ka bërë) në mes dy xhumave"*.

Dija-u shënon në "Muhtare" nga Aliu (r.a.) i cili ka thënë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *"Kush e lexon ditën e xhuma suren Kehf, ai do të jetë i mbrojtur nga mëkatet përgjatë tetë ditëve, e nëse del Dexhalli, do të jetë i mbrojtur prej tij"*.

---

[71] Hadith Meukuf është çdo fjalë ose vepër që mbështetet tek sahabiu;

# *VEÇORIA E TRIDHJETËENËNTË*

## *LEXIMI I SURES KEHF MBRËMJEN E SAJ*

Darimiju shënon në "Musned"-in e tij nga Ebu Seid el-Hudriju (r.a.) i cili ka thënë: "Kush e lexon suren Kehf natën e xhumasë, do të ndriçojë një dritë që do të jetë në mes tij dhe *Bejtu`l-Atik*-it (Qabesë)".[72]

# *VEÇORIA E KATËRDHJETË*

## *LEXIMI PAS SAJ (PAS XHUMASË) I SURES IHLAS, MUAVIDHETEJNI DHE FATIHA*

Shënon Ebu Ubejdi dhe Ibni Darisi në "Fadail`ul-Kur`an", nga Esma binti Ebi Bekër e cila ka thënë: "Kush e fal xhumanë, e pas saj lexon **Kul huvallahu ehad**, muavidhetejnin (Felek dhe Nas) dhe Fatihanë nga shtatë herë, kjo do të jetë mbrojtje për të në atë vend ku gjendet dhe të ngjashme me të".

---

[72] Darimiju, "Sunen", kitab Fadail`il-Kur`ani, bab fi fadli sureti`l-kehfi, nr.3450;

Seid b. Mensuri shënon nga Mekhuli i cili ka thënë: “Kush e lexon suren Fatiha, muavidhetejnin dhe **Kul huvallahu ehad**, shtatë herë ditën e xhuma para se të flet diçka, do të jetë falje mëkatesh për të në mes dy xhumave dhe do të jetë i mbrojtur prej mëkateve”.

Edhe Humejd b. Zenxhevejhi në “Fedailu`l-A`mal” shënon nga Ibni Shihabi i cili ka thënë: “Kush e lexon **Kul huvallahu ehad** dhe muavidhetejnin shtatë herë pas namazit të xhumasë, kur të jep selam imami dhe para se të flet diçka, do të jetë i sigurtë ai, pasuria dhe fëmijët e tij deri në xhumanë e ardhshme”.

# *VEÇORIA E KATËRDHJETËENJË*

## *LEXIMI I SURES KAFIRUN DHE IHLAS NË AKSHAMIN E MBRËMJES SË SAJ*

Bejhekiu shënon në "Sunen"-in e tij përmes Xhabir b. Semures (r.a.) i cili ka thënë: "Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem lexonte në namazin e akshamit gjatë mbrëmjes së xhumasë suret **Kul ja ejjuhel kafirun**[73] dhe **Kul huvallahu ehad.** Ndërsa në namazin e jacisë të mbrëmjes së xhumasë, lexonte suren Xhumua dhe Munafikun".[74]

[73] Edhe pse në titullin e kësaj teme imam Sujuti ka shënuar këto dy sure, në tekstin e librit të imam Sujutit nuk figuron leximi i sures Kafirun, por kjo gjendet në tekstin origjinal në Sunenin e Bejhekiut. Kjo ka mundësi të jetë edhe lëshim i shtëpisë botuese ose korrektuesit të librit.

[74] Bejhekiu, "Es-Sunenu`l-Kubra", 3/285, nr.5730;

# *VEÇORIA E KATËRDHJETËEDY*

Leximi i sures Xhumua dhe Munafikun në namazin e jacisë së mbrëmjes së xhumasë, në bazë të hadithit që e përmendëm më lartë.

# *VEÇORIA E KATËRDHJETËETRE*

## *MENJANIMI I MBAJTJES SË ULJES NË HALLKA (NË RRATHE) PARA NAMAZIT*

Ebu Davudi shënon përmes Amër b. Shuajbit, i cili përcjell prej babait të tij, e ky nga babai i vet, se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka ndaluar që të mbahen tubimet në hallka (në rrathe) para namazit të xhumasë.

Bejhekiu ka thënë: "Është e papëlqyeshme qëndrimi në hallka në xhami kur xhemati është i shumtë, ndërsa xhamia është e vogël, ndërsa aty do të pengohen namazlitë nga namazi".[75]

---

[75] Bejhekiu, "Es-Sunenu`l-Kubra", 3/331;

# *VEÇORIA E KATËRDHJETËEKATËR*

## *NDALIMI I UDHËTIMIT NË TË PARA NAMAZIT*

Ibni Ebi Shejbeh shënon përmes Hasan b. Atijes i cili ka thënë: "Kush udhëton ditën e xhuma, urdhërohet që të mos përcillet, nuk lejohet as ta shoqërosh e as të ndihmosh rrugëtimin e tij".

Shënon Hatibi në transmetimin përmes Malikut me zinxhir të dobët nga Ebu Hurejre të ngritur deri tek Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i cili ka thënë: "*Kush udhëton ditën e xhuma, prijësi urdhëron që ai të mos shoqërohet në udhëtimin e tij e as t`i kryhen nevojat".*

Edhe Dejnuri në "Mexhaliseh" përcjellë nga Seid b. Musejebi se një njeri ka ardhur tek ai në ditën e xhuma për ta përshëndetur atë shkaku i udhëtimit. Ai i tha: "Mos u nxito derisa të falesh". Ai tha: "Kam frikë të mos më humbin shokët e më pas duhet të nxitojë shumë", ndërsa Seidi pyeste për të, derisa arriti tek një popull të cilët e informuan se e

ka thyer këmbën. Seidi tha: “Unë e kam paramenduar se kjo do t`i ndodhë”.

Ai përcjell edhe prej Euzait i cili ka thënë: “Ishte te ne një gjuetar, i cili ditën e xhuma dilte për në gjueti, atë nuk e ndalonte as namazi i xhumasë që të dilte për gjueti, kurse shkaku i kësaj, mushka dhe ai u gëlltitën nga toka, e kur dolën njerëzit dhe panë, nuk kishte mbetur prej tyre asgjë përveç veshëve të mushkës dhe mëkatit të tij”.

Ibni Ebi Shejbeh përcjell prej Muxhahidit se një popull kanë dalur për udhëtim, në kohën e realizimit të namazit të xhumasë, ku tendat e tyre u kapën nga zjarri, edhe pse aty nuk shihej ndonjë zjarr i cili mund të ishte rrezik”.[76]

[76] Ibni Ebi Shejbeh, “Musannef”, 1/443, nr.5119;

## *VEÇORIA E KATËRDHJETËEPESË*

### *NË TË FALEN MËKATET*

Ibni Maxheh shënon përmes Ebu Hurejres r.a. i cili ka thënë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *"Xhumaja deri në xhumanë tjetër, është falje mëkatesh, përderisa nuk ka bërë gabime të mëdhaja".*[77]

Edhe përmes Selmanit përcillet se ka thënë: "Më ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *"A e di se çka është dita e xhuma?"* Thash: "Allahu dhe i Dërguari i Tij e dinë më mirë". Ai tha: *"Kjo është ditë në të cilën Allahu xh.sh. i ka bashkuar prindërit tuaj (Ademit dhe Havasë). Nuk merr abdes robi e ta përkryejë atë (abdesin), e më pas të shkojë në xhami për xhumanë, që të mos jetë kjo falje në mes saj dhe xhumasë së ardhshme, përderisa u largohet mëkateve të mëdhaja".*[78]

---

[77] Ibni Maxheh, "Sunen", kitab Ikametu`s-Salati, bab fi fadli`l-xhumuati, nr.1086; etj.
Shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të Sunenit të Ibni Maxhes (2/187) thotë se hadithi është Sahih, kurse zinxhiri i këtij hadithi është Hasen shkaku i Muhriz b. Seleme el-Adeniju.

[78] Ahmedi, "Musned", 39/123, nr.23.718 dhe 39/133, nr.23.729; Nesaiu, "Sunen", kitab el-xhumuati, bab

# *VEÇORIA E KATËRDHJETËEGJASHTË*

## *SIGURIA NGA DËNIMI I VARRIT PËR ATA TË CILËT VDESIN DITËN E XHUMA OSE GJATË MBRËMJES SË SAJ*

Bejhekiu shënon në librin e tij "Dënimi i varrit" përmes Ikrime b. Halid el-Mahzumijut i cili ka thënë: "Kush vdes ditën e xhuma, ose në mbrëmjen e xhumasë, do ta ketë përfundimin me iman të vulosur dhe do të jetë i mbrojtur nga dënimi i varrit".

---

fadlu`l-insati ve terku`l-legvi jaume`l-xhumuati, nr.1403; shih edhe Buhariu, "Sahih", kitab el-xhumuatu, babe d-duhni li`l-xhumuati, nr.883; Darimiju, "Sunen", kitab es-Salati, bab fi fadli`l-xhumuati, ve`l-gusli ve`t-tibi fiha, nr.1582;
Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të veprës së Musnedit të Ahmedit, thotë se hadithi është Sahih, transmetuesit janë të besueshëm;

## *VEÇORIA E*

## *KATËRDHJETËESHATË*

### *SIGURIA NGA SPROVA E VARRIT PËR ATA TË CILËT VDESIN DITËN E XHUMA OSE GJATË MBRËMJES SË SAJ DHE AI NUK MERRET NË LLOGARI NË VARR*

Tirmidhiu shënon transmetimin të cilin e konsideron Hasen, po ashtu e shënon edhe Bejhekiu, Ibni Ebi Dunja dhe të tjerë nga Ibni Umeri (r.a.) i cili ka thënë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sellem: *"Nuk ka musliman i cili vdes në mbrëmjen e xhumasë ose në ditën e xhuma, e Allahu (xh.sh.) të mos ta kursejë nga sprovimi i varrit".*[79]

---

[79] Ahmedi, "Musned", 11/147, nr.6582; Tirmidhiu, "Sunen", kitab el-Xhenaizi, bab ma xhae fimen mate jaume`l-xhumuati, nr.1074 dhe thotë se se hadithi është Garib. Vargu i tij nuk është i ngjitur. Rebia b. Sejfi transmeton nga Abdurahman el-Hubulijut e ky nga Abdullah b. Amri, kurse ne nuk e dimë që Rebia b. Sejfi ka dëgjuar hadithe prej Abdullah b. Amrit"; Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të veprës së Sunenit të Tirmidhiut (2/548) thotë se zinxhiri i këtij hadithi është i dobët, shkaku i dobësisë së Hisham b. Sa`dit dhe Rebia b. Sejfit.

Ky transmetim vjen edhe përmes shprehjeve: *"..do të jetë i mbrojtur nga sprova e varrit"* po vjen edhe me shprehjen *"...do të largohen sprovuesit"*.

Hakim et-Tirmidhiu thotë se urtësia e kësaj është se do të zbulohet perdeja dhe do të shoh se çka do të gjejë tek Allahu (xh.sh.), ndërsa Xhehenemi nuk ndizet ditën e xhuma. Në këtë ditë i mbyllen dyert (Xhehenemit) dhe nuk punon gjatë kësaj dite kujdestari i saj siç punon gjatë ditëve tjera. E kur Allahu (xh.sh.) e merr ndonjë rob të Tijin, është dëshmi për gëzimin e tij dhe bukurinë e përfundimit të tij. E ai nuk ka mundësi të merret në këtë ditë, përpos nëse nuk i është shkruajtur fati i gëzueshëm, prandaj e mbron nga sprova e varrit, pasi shkaku i saj është që ta veçojë munafikun prej besimtarit.[80]

---

80 Hakim et-Tirmidhiu, "Nevadiru`l-Usul", 4/162;

## *VEÇORIA E KATËRDHJETËETETË*

### *LARGIMI I DËNIMIT NGA ATA QË JETOJNË NË BERZAH GJATË KËSAJ DITE*

Jafiu në “Raudu`r-Rijahin” thotë: “Na është përcjellur se të vdekurit nuk dënohen mbrëmjen e xhumasë, për nderim të kësaj kohe”. Ndërsa kjo veçori është vetëm për besimtarët, duke i përjashtuar pabesimtarët.

## *VEÇORIA E KATËRDHJETËENËNTË*

### *BASHKIMI I SHPIRTËRAVE NË KËTË DITË*

Përcjellin Ibni Ebi Dunja dhe Bejhekiu në “Esh-Shu`ab” se një njeri i familjes së Asim el-Xhuhderijut ka deklaruar se e ka parë në ëndërr Asim el-Xhuhderijun dhe ai i ka thënë: “Unë jam në një kopsht prej kopshteve të Xhenetit, unë dhe një grup prej shokëve të mi, tubohemi çdo mbrëmje të xhumasë dhe unë e thërras Bekër bin

Abdullah El-Muzeniun, kështu informohemi për lajmet e juaja”. I thash: “A jeni në njohuri për vizitën tonë?” Tha: “Dimë për të që nga mbrëmja e ditës së xhuma dhe deri në lindjen e diellit në ditën e shtunë”. I thashë: “E si mundet që ditëve tjera jo?” Ai tha: “Për shkak vlerës dhe madhështisë që ka kjo ditë”.

## *VEÇORIA E PESËDHJETË*

### *AJO ËSHTË DITA MË E ZGJEDHUR*

Imam Muslimi përcjell nga Ebu Hurejre (r.a.) se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Dita më e mirë në të cilën lind dielli është dita e xhuma. Në këtë ditë është krijuar Ademi (a.s.), në këtë ditë ka hyrë në Xhenet dhe po në këtë ditë është nxjerrë prej aty. Si dhe nuk do të ndodh kijameti përpos se në ditën e xhuma”.*[81]

[81] Muslimi, “Sahih”, kitab el-Xhumuatu, bab fadlu jaumi`l-xhumuati, nr.854; etj.

Ndërsa Hakimi e regjistron me shprehjen "Dita më e zgjedhur është dita e xhuma"[82] dhe vazhdon deri në fund hadithin. Ndërsa te Ebu Davudi është me këtë tekst, duke e shtuar shprehjen: *"...në këtë ditë i është pranuar pendimi (Ademit a.s.) dhe në këtë ditë ka vdekur. Nuk ka gjallesë që nga mëngjesi dhe deri në mbrëmje në ditën e xhuma, e që nuk është e tmerruar, nga frika se mos ndodh kijameti, përpos xhinëve dhe njerëzve".*[83]

Gjithashtu shënojnë edhe Ibni Ebi Shejbeh, Ibni Maxheh dhe Bejhekiu në "esh-Shu`ab" përmes Ebu Lubabe b. Abdulmundhir-it i cili ka thënë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *"Me të vërtetë, dita e xhuma është dita më e zgjedhur dhe më madhështore tek Allahu (xh.sh.), gjersa ajo është më madhështore edhe se dita e kurban bajramit dhe fitër bajramit. Në të ka pesë karakteristika: "Në këtë ditë u krijua Ademi (a.s.), në (këtë ditë) e ka zbritur (në tokë) dhe po në këtë ditë ka vdekur. Në këtë ditë është një çast, që robi nuk e*

---

[82] Hakimi, "El-Mustedrek", 1/412, nr.1026 dhe thotë se ky hadith është Sahih sipas kushteve të Muslimit;

[83] Ebu Davudi, "Sunen", kitab es-Salati, bab fadlu jaumi`l-xhumuati ve lejleti`l-xhumuati, nr.1046; etj. Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të veprës së Sunenit të Ebu Davudit (2/278) thotë se zinxhiri i këtij hadithi është Sahih;

*lut Allahun (xh.sh.) për diçka e të mos i jepet ajo të cilën e kërkon, përderisa nuk lutet për diçka të ndaluar. Në të do të ndodh kijameti, e nuk ka melek i afërt, e as qiejt, e as Toka, e as era, e as kodra, e as deti, e të mos ndihen të frikësuar në ditën e xhuma".*[84]

Seid b. Mensuri në "Sunen"-in e tij shënon nga Muxhahidi i cili ka thënë: "Kur vjen dita e xhuma, frikësohen toka, deti dhe çdo gjë të cilën e ka krijuar Allahu (xh.sh.) përpos njeriut".

Abdullah b. Ahmedi në veprën e tij "Fevaidu`z-Zuhd" shënon përmes Ebu Imran el-Xhuveniut i cili ka thënë: "Na është përcjellur se nuk ndodh të vijë mbrëmja e xhumasë ndonjëherë, e banorët e qiellit të mos i kaplojë frika".

---

[84] Ibni Ebi Shejbeh, "Musannef", 1/477, nr.5516; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab Ikametu`s-salati, bab fi fadli`l-xhumuati, nr.1084; Ahmedi, "Musned", 24/314, nr.15.548; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 4/395, nr.2712;
Busiriu thotë se zinxhiri i këtij hadithi është Hasen; Shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të Sunenit të Ibni Maxhes (2/185) thotë se hadithi është Sahih li gajrihi, Abdullah b. Muhamed b. Akili është i dobët (lejin)...". Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, për këtë hadith thotë se zinxhiri i tij është Hasen.

*Dobi:* Në disa libra të hanbelive është diskutuar rreth dilemës se a është më e vlefshme nata e xhuma ose nata e Kadrit. Në këtë Ibni Betta dhe shumica e tyre kanë zgjedhur mendimin se më e vlefshme është nata e xhuma.

Për këtë, Ebu`l-Hasen et-Temimi ndaj atyre të cilët i japin përparësi natës në të cilën u zbrit Kurani siç thonë edhe shumica e dijetarëve, se nata e Kadrit është më e vlefshme, grupi i parë argumentohen me hadithin e *lejletu`l-gura`* (nata e shënuar), ndërsa pjesa e shënuar e diçkaje, është më e mira, si dhe për shkak se në ditën e saj ka vlerë, që nuk gjendet në ditën e natës së Kadrit.

Ndërsa ndaj fjalës së Allahut (xh.sh.) ku thotë: **"Nata e Kadrit është më e dobishme se njëmijë muaj"**[85] përgjigjen duke thënë se ajo është më e dobishme se njëmijë muaj në të cilat nuk përfshihet nata e xhumasë, po ashtu nata e xhuma mbetet te jetë në Xhenet dita kur besimtarët do të takojnë Allahun xh.sh., ndërsa kjo është e njohur në këtë botë në mënyrë të prerë dhe nata e Kadrit supozohet të jetë ashtu në thelb.

---

85 Kurani, Kadër, 3;

# *VEÇORIA E PESËDHJETËENJË*

## *AJO ËSHTË DITA E SHTIMIT (el-Mezid)*

Shafiu në "El-Umm" shënon përmes Enes b. Malikut (r.a.) i cili ka thënë: "Erdhi Xhibrili (a.s.) te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem me një pasqyrë të bardhë, në të cilën kishte një pikë. I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem e pyeti: *"Çka është kjo?"* Ai tha: "Kjo është dita e xhuma. Me këtë jeni vlerësuar ti dhe umeti yt, ndërsa popujt tjerë janë pas jush, si jehudët dhe të krishterët. Në të keni shumë të mira, në të ka një çast që nëse besimtari i drejtohet Allahut xh.sh. me ndonjë lutje, ajo do t`i pranohet. Ndërsa tek ne (melekët) ajo njihet si 'dita e shtimit' (jaumu`l-mezid)". Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"O Xhibril! E çka është dita e shtimit?"* Ai tha: "Me të vërtetë, Zoti merr në Xhenetin Firdeus një luginë në të cilën fryn era parfum, e kur bëhet dita e xhuma, Allahu (xh.sh.) zbret, aty ka njerëz dhe melek dhe rreth tyre minbere prej drite edhe ulëse, aty pasohen nga minberet prej ari të përpunuara me perla dhe diamante. Aty ulen dëshmorët dhe të sinqertët në një kodrinë përballë, ndërsa Zoti u thotë: ***"Unë jam Zoti juaj, ju e keni***

***vërtetuar premtimin Tim, andaj kërkoni, do t`ju jap".*** Do të thonë: "O Zoti ynë! Kërkojmë Kënaqësinë Tënde". Ai do të thotë: ***"Unë jam i kënaqur me ju, ndërsa ju do të keni edhe më shumë (mezid)".*** Ata do ta duan të xhumanë, shkaku se atë ditë u jepet nga ana e Zotit mirësi".[86]

Ka edhe një rrugë transmetimi përmes Enesit (r.a.) ku në një pjesë të tekstit thuhet: "Ata qëndrojnë në ulëset e tyre aq sa qëndrojnë njerëzit për në xhuma, më pas kthehen nëpër dhomat e tyre". E shënon Axhuri në librin e tij "Kitabu`r-Ru`ja".

Axhuri në librin e tij "Kitabu`r-Ru`ja" shënon edhe nga Ebu Hurejre (r.a.) se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Me të vërtetë, banorët e Xhenetit kur do të hyjnë në të, do të ngriten në bazë të veprave të tyre të mira që i kanë bërë, e do të thirren në ditën e xhuma sipas ditëve të kësaj bote, do të vizitohen mes vete, Allahu (xh.sh.) do t`ua shfaq Arshin e Tij, do t`i vëndojë në një kopsht prej kopshteve të Xhenetit, do t`u ofrojë ulëse prej drite, ulëse prej diamanti dhe ulëse prej perlash, si dhe ulëse prej ari dhe prej argjendi, do të ulet më i fundit prej tyre dhe me radhë, në një*

---

[86] Shafiu, "El-Umm", Daru`l-Ma`rife, Bejrut, 1990, 1/240;

*lëndinë prej misku dhe kafuri, ndërsa ata që ulen aty nuk kanë parë ndeje më të mirë se kjo".* Dhe vazhdon hadithi, ndërsa në të përmenden shikimi (në Zotin), dëgjimi i Bisedës si dhe përmendet tregu i Xhenetit.

Ai shënon edhe përmes Ibni Abasit (r.a.) se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Me të vërtetë, banorët e Xhenetit do ta vizitojnë Zotin e tyre (xh.sh.) në çdo ditë të xhuma, në një kodrinë me zallishte prej kafuri, ndërsa më afër në ulëse do të jetë ai i cili më herët ka shkuar për në xhuma dhe ai i cili është zgjuar më herët".*

Përcillet edhe nga Ebu Hurejre (r.a.) dhe Aishja (r.a.h.) të cilët kanë thënë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *"Melekët çohen në ditën e xhuma dhe i shkruajnë (emrat) e atyre të cilët vijnë të parët, të dytët dhe të tretët e kështu me radhë, derisa të del imami (në minber), atëherë i mbyllin fletoret".*

# *VEÇORIA E PESËDHJETËEDY*

## *KJO DITË ËSHTË E PËRMENDUR NË KURAN PËR DALLIM NGA DITËT TJERA (TË CILAT NUK PËRMENDEN)*

Thotë Allahu xh.sh.: **"Kur të bëhet thirrja për ditën e xhuma".**[87]

# *VEÇORIA E PESËDHJETËETRE*

## *AJO ËSHTË DITA **PËR DËSHMITARIN DHE ASAJ QË DËSHMOHET** QË PËRMENDET NË AJET DHE NË TË ËSHTË BETUAR ALLAHU (XH.SH.)*

Ibni Xheriri shënon nga Ali b. Ebu Talibi (r.a.) i cili në lidhje me Fjalën e Allahut xh.sh.: **"Për dëshmitarin dhe për atë që dëshmohet"**[88] ka thënë: "Dëshmitari është dita e xhuma, ndërsa ajo që dëshmohet është dita e Arafatit".[89]

---

[87] Kurani, Xhumua, 9;
[88] Kurani, Buruxh, 3;
[89] Taberiu, "Xhamiu`l-Bejan fi te`vili`l-Kuran", vëll.24, fq.264;

Edhe Humejd b. Zenxhevejhi shënon në "Fadail`ul-A`mal" përmes Ebu Hurejres (r.a.) i cili ka thënë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *"Dita e premtuar[90] është dita e Kijametit, e dita për të cilën dëshmohet është dita e Arafatit, ndërsa dita dëshmuese është dita e xhuma. Nuk ka lindur dielli e as që ka perënduar në ndonjë ditë më të mirë se dita e xhuma"*.

Ibni Xheriri shënon përmes Ibni Abasit (r.a.) i cili ka thënë: "Dëshmitar (esh-shahid) është njeriu, ndërsa dita e dëshmuar (el-mesh`hud) është dita e xhuma".

Ibni Zubejri (r.a.) dhe Ibni Umeri (r.a.) kanë thënë: "Këto janë dita e therrjes (kurban bajrami) dhe dita e xhuma".[91]

Ai shënon edhe përmes Ebu Derdasë (r.a.) i cili ka thënë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *"Shtoni mbi mua salavatet në ditën e xhuma, sepse ajo është dita e*

---

90 Kurani, Buruxh, 2;

91 Taberiu, "Xhamiu`l-Bejan fi te`vili`l-Kuran", vëll.24, fq.269;

*dëshmuar (mesh`hudi), në të cilën dëshmojnë (prezantojnë) melekët".*[92]

## *VEÇORIA E PESËDHJETËEKATËR*

### *KJO DITË ËSHTË E REZERVUAR VETËM PËR KËTË UMET*

Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi nga Ebu Hurejre (r.a.) se e ka dëgjuar të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem duke thënë: *"Ne jemi të fundit (në këtë botë si umet) por të parët në ditën e Kijametit, shkaku se atyre iu dha libri para nesh, e kjo ishte dita e tyre të cilën ua obligoi Allahu (xh.sh.) por ato u përrçanë rreth saj, e pastaj na udhëzoi Allahu (xh.sh.) neve për tek ajo, kurse të tjerët na përcjellin neve: jehudët e kanë nesër (të shtunën) ndërsa të krishterët pasnesër (të dielën)".*[93]

---

[92] Taberiu, "Xhamiu`l -Bejan fi te`vili`l-Kuran", vëll.24, fq.270;

[93] Buhariu, "Sahih", kitab el-Xhumuatu, bab ferdi`l-xhumuati, nr.876; Muslimi, "Sahih", kitab el-Xhumuatu, bab hidajetu hadhihi`l-ummeti li jaumi`l-xhumuati, nr.855; etj.

Kurse Muslimi shënon përmes Ebu Hurejres (r.a.) dhe Hudhejfes (r.a.) të cilët kanë thënë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *"Allahu (xh.sh.) ka gjykuar devijimin nga xhumaja nga ata që ishin para nesh, e për çifutët u bë dita e shtunë dhe e diela për të krishterët. Më pas erdhëm ne dhe Allahu (xh.sh.) na udhëzoi për tek dita e xhuma".*[94]

## *VEÇORIA E PESËDHJETËEPESË*

### *AJO ËSHTË DITA E FALJES*

Ibni Adij dhe Taberani në "Euset" shënojnë me zinxhir nga Enesi (r.a.) i cili ka thënë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *"Allahu xh.sh. nuk e lë asnjë musliman pa e falur në ditën e xhuma".*[95]

---

[94] Muslimi, "Sahih", kitab el-Xhumuatu, bab hidajetu hadhihi`l-ummeti li jaumi`l-xhumuati, nr.856; etj.

[95] Ibni Adij, "El-Kamil fi duafai`r-rixhal", vëll.4, fq.128; Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 5/109, nr.4817;

Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 2/164, nr.2998 thotë se e shënon Taberani në "Euset", transmetuesit janë përcjellës që gjenden në dy Sahihe, përpos mësuesit të Taberanit".

## *VEÇORIA E PESËDHJETËEGJASHTË*

### *KJO ËSHTË DITA E LIRIMIT (NGA ZJARRI)*

Buhariu në librin e tij "Et-Tarih" dhe Ebu Ja`la, shënojnë përmes Enesit (r.a.) i cili ka thënë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *"Me të vërtetë, dita e xhuma dhe nata e xhuma kanë njëzetekatër orë, e nuk ka në të ndonjë çast e Allahu (xh.sh.) të mos lirojë në to nga 600 njerëz nga Zjarri, të cilëve u është caktuar hyrja në Zjarr"*.[96]

Ibni Adij dhe Bejhekiu në "esh-Shu`ab" e shënojnë me shprehjen: *"Allahu xh.sh. liron çdo të xhuma nga 600.000 njerëz nga Zjarri"*.[97]

---

[96] Buhariu, "Et-Tarihu`l-Kebir", vëll.8, fq.50, nr.2111; etj.

[97] Ibni Adij, "El-Kamil fi duafai`r-rixhal", vëll.2, fq.123; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 4/439, nr.2780; Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, për këtë hadith thotë se zinxhiri i këtij hadithi është i dobët, Hatibi thotë se në këtë hadith ka transmetues të cilët janë të refuzuar. Edhe Muhamed b. Bahër prej transmetuesve të këtij hadithi është i dobët. Edhe Ezur b. Galib është i dobët, Ebu Zur`a thotë se nuk është i fuqishëm. Buhariu dhe Saxhi thonë se është i refuzuar në hadith. Ibni Hibani

# *VEÇORIA E PESËDHJETËESHTATË*

## *NË TË EKZISTON NJË ÇAST QË MERR PËRGJIGJE (NË LUTJEN TËNDE)*

Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi nga Ebu Hurejre (r.a.) se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem e ka përmendur ditën e xhuma dhe ka thënë: *"Në të është një çast që nuk ndodh ta qëllojë robi musliman i cili qëndron duke u falur dhe i lutet Zotit për diçka, e ajo të mos i jepet atij".* Dhe bëri me shenjë me duar se ajo është një periudhë e shkurtë.[98]

Ndërsa tek Muslimi qëndron me shprehjen: *"Të xhumanë është një çast që nuk ndodh ta qëllojë muslimani dhe duke iu lutur Allahut xh.sh. për ndonjë mirësi, e ajo të mos i jepet atij, por ajo është një kohë e shkurtë".*[99]

---

thotë se nuk argumentohet me të kur veçohet me ndonjë hadith;

[98] Buhariu, "Sahih", kitab el-Xhumuatu, bab es-sa`ati`l-leti fi jaumi`l-xhumuati, nr.935; Muslimi, "Sahih", kitab el-Xhumuatu, bab fi`s-sa`ati`l-leti fi jaumi`l-xhumuati, nr.852; etj.

[99] Muslimi, "Sahih", kitab el-Xhumuatu, bab fi`s-sa`ati`l-leti fi jaumi`l-xhumuati, nr.852; etj.

Dijetarët që nga koha e *sahabëve* dhe *tabiinëve* e më pas, janë ndarë në mendime për sa i përket këtij çasti, saqë kanë shprehur mbi tridhjetë mendime, ku disa prej tyre kanë thënë se ky çast është ngritur. Përcjell Abdurezaku nga Abdullahu, rob i liruar i Muavijes i cili ka thënë: "I kam thënë Ebu Hurejres se thonë që çasti i cili gjendet në ditën e xhuma dhe që merr përgjigje në lutjet është ngritur, ai tha: "Ka gënjyer ai që ka thënë kështu". Thash: "A është kjo në çdo të xhuma?" Ai tha: "Po".[100]

Disa thonë se ajo është vetëm në një xhuma të vitit. Këtë fjalë Ka`b el-Ahbari ia ka thënë Ebu Hurejres, ndërsa ai e refuzoi këtë dhe ia ktheu. Shënojnë Maliku dhe autorët e Suneneve, se ajo është e fshehur në të gjitha ditët (e xhumave) siç është e fshehur nata e Kadrit në dhjetë netët e fundit (të Ramazanit).

Ibni Huzejmeh dhe Hakimi shënojnë përmes Ebu Selemes (r.a.) i cili ka thënë: "E kam pyetur Ebu Seid el-Hudrijun (r.a.) për çastin e ditës së xhuma, e ai tha: "E kam pyetur të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem e ai ka thënë: *"Më është treguar, e më pas*

---

[100] Abdurezaku, "Musannef", 3/266, nr.5586;

*më është bërë ta harroj, siç më është bërë ta harroj natën e Kadrit”.*[101]

Edhe Abdurezaku shënon nga Ka`bi i cili ka thënë: “Sikur njerëzit ta kishin ndarë xhumanë në pjesë, do ta gjenin këtë çast”,[102] siç thotë edhe Ibni Mundhiri se kuptimi i saj është që njerëzit të fillojnë të luten nga fillimi i ditës së xhuma deri në kohën e caktuar të saj, e në ditën e xhuma të fillojnë nga ky çast (i faljes së xhumasë) deri në kohën tjetër derisa të vijë fundi i ditës”.

Urtësia në fshehjen e saj, është insistimi dhe përpjekja e njerëzve në kërkimin dhe gjetjen e këtij çasti me adhurim.

Disa thonë se ajo gjendet gjatë ditës së xhuma pa u fokusuar në një çast të vetëm. Këtë disa e përmendin si mundësi, ndërsa Ibni Asakiri dhe të tjerë e thonë këtë si përfundimtare. Në këtë mendim anojnë edhe Gazaliu dhe Taberiu.

---

[101] Ibni Huzejmeh, “Sahih”, 3/122, nr.1741; Hakimi, “El-Mustedrek”, 1/415, nr.1033 dhe thotë se hadithi është Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit, por ato nuk e kanë regjistruar;

[102] Abdurezaku, “Musannef”, 3/261, nr.5575;

Disa thonë se ajo është gjatë ezanit të muezinit për namazin e sabahut. Kështu ka shënuar Ibni Ebi Shejbeh përmes Aishes (r.a.h.).[103]

Disa kanë thënë se është prej kohës së agimit e deri në lindjen e diellit. Këtë e shënon Ibni Asakiri përmes Ebu Hurejres (r.a.).

Disa kanë thënë se është gjatë lindjes së diellit, siç ka gjykuar Gazaliu.

Kanë thënë disa të tjerë se ajo është në orën e parë pas lindjes së diellit. Kështu ka gjykuar Xhebeliu dhe ka anuar kah ky mendim edhe Taberiu gjatë komentimit dhe vërejtjeve të tij.

Ka prej tyre që kanë thënë edhe se (ky çast) gjendet në fund të orës së tretë të ditës, bazuar në hadithin që përcillet prej Ebu Hurejres (r.a.) nga Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *"Në fund të orës së tretë të ditës, nëse njeriu i lutet Allahut xh.sh. do t`i përgjigjet atij".* Këtë hadith e shënon Ahmedi.[104]

---

[103] Ibni Ebi Shejbeh, "Musannef", 1/473, nr.5471;

[104] Ahmedi, "Musned", 13/466, nr.8102;

Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të veprës Musned të Ahmedit, thotë se zinxhiri i këtij hadithi

Disa kanë thënë se është gjatë kalimit të zevalit të diellit (largimi nga kupa e qiellit), kështu ka gjykuar Ibni Mundhiri i cili shënon nga Ebu Alije, gjithsesi shënon edhe Abdurezaku nga Haseni, si dhe Ibni Asakiri përmes Katades që ka thënë: “Disa kanë konsideruar se koha kur gjenë përgjigje në lutjet, është kur dielli të kalojë zenitin”.

Ibni Haxheri thotë që kanë vlerësuar kështu sepse kjo është edhe koha kur tubohen melekët dhe koha kur hynë xhumaja dhe ezani, e kështu me radhë.

Disa kanë thënë se është kur të fillojë muezini ezanin për namazin e xhumasë. Ibni Mundhiri shënon përmes Aishes (r.a.h.) e cila ka thënë: “Dita e xhuma është sikur dita e Arafatit, gjatë saj hapen dyert e qiellit, si dhe në të ka një çast që nuk ndodh robi të lutë Allahun xh.sh. për diçka, e ajo të mos i jepet”. I thanë: “E cili është ai çast?” Ajo tha: “Kur të thërras muezini për ezanin e namazit të xhumasë”.

---

është i dobët, shkaku i Ferexh b. Fadale, Ali b. Ebu Talha gjithashtu nuk e ka takuar Ebu Hurejren, kështu që zinxhiri i tij është i ndërprerë.

Disa kanë thënë se është prej kohës së zevalit dhe derisa hija të bëhet sa një *dhira`a*[105]. Këtë e shënon Ibni Mundhiri përmes Ebu Dherrit (r.a.).

Disa kanë thënë se kur të del imami (në minber), kështu ka gjykuar Kadi Ebu Tibi.

Disa kanë thënë (se ky çast është) kur të fillojë namazi (i xhumasë). Kështu shënon Ibni Mundhiri përmes Ebu Suver el-Adevijut.

Disa kanë thënë (se ky çast është) prej zevalit deri në perëndim të diellit. Kështu ka gjykuar Dhimari në "Nuket et-Tenbih".

Disa kanë thënë se kur të del imami, e cila përcillet përmes Ibni Zenxhevejhit nga Hasani.

Disa kanë thënë (se ky çast është) që nga dalja e imamit (në hutbe) e deri në thirrjen e ikametit për namazin (e xhumasë). E përcjell këtë mendim Ibni Mundhiri nga Haseni dhe

---

[105] *Edh-Dhira`u* – Pjesa e krahut prej bërrylit deri te maja e gishtit të mesëm. Masë gjatësie, me gjatësi prej 24 gishtërinjëve.

Merveziju në librin "El-Xhumuatu" nga Auf b. Husret.

Disa kanë thënë (se është) nga çasti i daljes së imamit dhe deri në përfundimin e namazit (të xhumasë). Këtë e përcjell Ibni Xheriri nga Musa dhe Ibni Umeri si *meukuf* si dhe nga Sha`biu.

Disa kanë thënë (se ky çast është) prej momentit kur ndalohet me shitblerjen dhe zgjat deri kur ajo lejohet përsëri. Këtë e përcjell Ibni Ebi Shejbeh dhe Ibni Mundhiri nga Sha`biu.

Disa kanë thënë (se ky çast është) prej momentit kur imami ulet në minber e deri në mbarim të namazit.

Transmeton Muslimi dhe Ebu Davudi në hadithin që e transmeton Ebu Musa el-Esh`ariu (r.a.) i cili ka dëgjuar të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem që ka thënë se ai çast është në mes kohës kur imami ulet në minber e deri në përfundim të namazit.[106]

---

106 Muslimi, "Sahih", kitab el-Xhumuatu, bab fi`s-sa`ati`l-leti fi jaumi`l-xhumuati, nr.853; Ebu Davudi, "Sunen", kitab es-Salati, bab el-ixhabetu ejjehu sa`atin hije fi jaumi`l-xhumuati, nr.1049;

Ibni Haxheri ka thënë: "Kjo fjalë është e mundshme të merret bashkë me ato paraprake".

Disa kanë thënë se është prej kur fillon hutbeja dhe derisa të përfundojë. Kjo përcillet nga Ibni Abdulberi me zinxhir të dobët nga Ibni Umeri si *merfu*.[107]

Disa kanë thënë se është në momentin e uljes (së imamit) në mes dy hutbeve, kështu ka gjykuar Tibiju.

Disa kanë thënë se është prej kur zbret imami prej minberi. Këtë e transmeton Ibni Mundhiri nga Ebu Burde.

Disa kanë thënë se është kur fillon ikameti i namazit (të xhumasë). Këtë e transmeton Ibni Mundhiri prej Hasenit. Edhe Taberani përcjell me zinxhir të dobët nga Mejmune binti Sa`d (r.a.h.) se ajo ka thënë: "O i Dërguari i Allahut! Na jep fetva për xhumanë". Ai tha: *"Në të ka një çast që nuk ndodh që robi ta lut Zotin e vet, e ai vetëm se do t`i përgjigjet"*. I thashë: "Cili është ky çast o i

---

[107] Hadith Merfu` është çdo fjalë ose vepër për të cilën sahabiu ka informuar se është e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem.

Dërguari i Allahut?" Ai tha: *"Kjo është kur çohet imami (për të filluar namazin)".*[108]

Disa kanë thënë (se gjendet) në mes thirrjes së ikametit të namazit (të xhumasë) deri në përfundim të namazit, bazuar në hadithin që e shënon Tirmidhiu dhe e konsideron si të mirë (hasen) si dhe Ibni Maxheh nga Amër ibni Aufi: "I thanë: "O i Dërguari i Allahut! Cili është ky çast?" Ai tha: *"Prej kur të këndohet ikameti dhe deri në përfundimin e namazit të xhumasë".*[109]

---

108 Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", vëll.25, fq.37, nr.66;
Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid" 2/167, nr.3015 thotë: "E shënon Taberani në "Kebir" por në zinxhirin e këtij hadithi ka transmetues të panjohur".

109 Tirmidhiu, "Sunen", kitab el-Xhumuati, bab es-sa`atu`l-leti turxha fi jaumi`l-xhumuati, nr.490 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Garib dhe se në këtë temë përcillen hadithe edhe përmes Ebu Musës, Ebu Dherrit, Selmanit, Abdullah b. Selamit, Ebu Lubabes, Sa`d b. Ubades dhe Ebu Umames radijallahu anhuma;
Ibni Maxheh, "Sunen", kitab Ikametu`s-Salati ve`s-sunnetu fiha, bab ma xhae fi`s-sa`ati`l-leti turxha fi`l-xhumuati, nr.1138;
Shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të Sunenit të Ibni Maxhes (2/221) thotë se hadithi është Sahih li gajrihi...;

Ndërsa Bejhekiu në "esh-Shu`ab" e shënon me shprehjen: *"prej kur zbret imami nga minberi e deri ta përfundojë namazin"*.[110]

Disa kanë thënë se është në çastin kur i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem e falte xhumanë. Këtë e përcjell Ibni Asakiri nga Ibni Sirini.

Disa kanë thënë se është prej kur falet namazi i ikindisë deri në perëndim të diellit. Këtë e transmeton Ibni Xheriri nga Ibni Abasi (r.a.) si *meukuf,* ndërsa Tirmidhiu me zinxhir të dobët të transmetimit e shënon përmes Enesit (r.a.) si fjalë e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem se ka thënë: *"Kërkonie çastin kur pranohen lutjet gjatë ditës së xhuma, në mes namazit të ikindisë deri në perëndim të diellit"*.[111]

---

110 Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 4/402, nr.2721; Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, për këtë hadith thotë se zinxhiri i këtij hadithi është i dobët. Kethir b. Abdullahu është i dobët. Ibni Meini thotë se ai nuk është asgjë. Shafiu dhe Ebu Davudi thonë se ai është prej shtyllave të gënjeshtarëve. Darekutni thotë se është i refuzuar. Ebu Hatimi thotë se nuk është i fortë. Nesaiu thotë se nuk është i besueshëm.

111 Tirmidhiu, "Sunen", kitab el-Xhumuati, bab es-sa`atu`l-leti turxha fi jaumi`l-xhumuati, nr.489 dhe thotë se hadithi është Garib;

Ibni Mundeh shënon nga Ebu Seidi (r.a.) si *merfu`: "Kërkonie atë pas ikindisë kur njerëzit janë më të shkujdesur (ndaj saj)".*

Thuhet se është edhe në namazin e ikindisë, siç përcjell Abdurezaku përmes Jahja b. Ebu Talhasë si hadith *Merfu` Mursel*.[112]

Disa kanë thënë se kjo kohë është pas ikindisë deri në fund të kohës së saj. Kështu rrëfen Gazaliu.

Disa kanë thënë se ajo është kur të zverdhet dielli deri në perëndimin e saj. Kështu transmeton Abdurezaku përmes Tavusit.[113]

Disa kanë thënë se është pas ikindisë në periudhën e fundit të kohës së saj, këtë e kanë shënuar Ebu Davudi dhe Hakimi nga Xhabiri si *merfu`* me shprehjen: *"Kërkonie atë pas ikindisë në fund të kohës së saj"*.[114]

---

Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të veprës së Sunenit të Tirmidhiut (2/42) thotë se hadithi është Hasen, ndërsa zinxhiri i hadithit është i dobët, shkaku i dobësisë së Muhamed b. Ebu Humejdit.

[112] Abdurezaku, "Musannef", 3/260, nr.5573;

[113] Abdurezaku, "Musannef", 3/263, nr.5582;

[114] Ebu Davudi, "Sunen", kitab es-Salati, bab el-ixhabetu ejjehu sa`atin hije fi jaumi`l-xhumuati, nr.1048; Hakimi, "El-Mustedrek", 1/414, nr.1032 dhe

Autorët e suneneve shënojnë përmes Ebu Hurejres (r.a.) i cili ka thënë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *"Dita më e mirë në të cilën ka lindur dielli është dita e xhuma, në të është një orë që nëse e qëllon robi musliman duke u falur, e të kërkojë diçka prej Allahut (xh.sh.) e ajo do t`i jepet atij".*

Ka`bi thotë se është në çdo ditë të vitit, unë i thashë se është në çdo të premte, e ai lexoi në Teurat dhe tha se të vërtetën e ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem. Ebu Hurejre (r.a.) ka thënë: "Më pas e kam takuar Abdullah b. Selamin të cilit ia tregova ngjarjen, kurse ai më tha: "Kam mësuar se cila është kjo kohë, ajo është çasti i fundit i ditës së xhuma". I thashë: "Si kështu, kur ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem *"...në të është një orë që nëse e qëllon robi musliman duke u falur..."* kurse gjatë kësaj periudhe që thua ti nuk falet gjatë saj. Ai tha: "A nuk ka thënë i Dërguari i

---

thotë se ky hadith është Sahih sipas kushteve të Muslimit, ai ka argumentuar me hadithet e Xhulah b. Kethirit, edhe pse Muslimi nuk e ka shënuar këtë hadith; Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të veprës së Sunenit të Ebu Davudit (2/281) thotë se zinxhiri i këtij hadithi është i fortë, Xhulahu është i sinqertë, nuk ka të keqe tek ai.

Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *"Kush ulet në një kuvend për të pritur namazin ai konsiderohet sikur është në namaz"*. Thashë: "Po gjithsesi". Ai tha: "E kjo është ajo".[115]

Në veprën "Et-Tergib" të Isfahanit, në hadithin që e shënon përmes Ebu Seid el-Hudrijut (r.a.) si *merfu`* thuhet: *"Çasti në të cilin gjen përgjigje për lutjen e tij gjatë ditës së xhuma është para perëndimit të diellit, kur njerëzit janë më të shkujdesur (ndaj saj)"*.

Disa kanë thënë se është kur perëndon gjysma e diskut të diellit gjatë perëndimit, kështu shënon Taberani në "El-Euset", Bejhekiu në "Esh-Shu`ab" përmes Fatimes bijës së Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, se ajo i ka thënë të Dërguarit të Allahut

---

[115] Ebu Davudi, "Sunen", kitab es-Salati, bab fadlu jaumi`l-xhumuati ve lejleti`l-xhumuati, nr.1046; Tirmidhiu, "Sunen", kitab el-Xhumuati, bab es-sa`atu`l-leti turxha fi jaumi`l-xhumuati, nr.491 dhe thotë se ky hadith është Sahih; Nesaiu, "Sunen", kitab el-Xhumuati, bab dhikru`s-sa`ati`l-leti justexhabu fiha`d-duau jaume`l-xhumuati, nr.1430; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab Ikametu`s-Salati ve`s-sunnetu fiha, bab ma xhae fi`s-sa`ati`l-leti turxha fi`l-xhumuati, nr.1137;
Shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të Sunenit të Ibni Maxhes (2/220) thotë se zinxhiri i hadithit është Sahih;

sal-lallahu alejhi ve sel-lem: “Cili është ky çast?” Ai i është përgjigjur: *“Kur të humbet gjysma e diellit gjatë perëndimit”.*[116] Dhe kjo është fjala më e fuqishme këtu.

Ka thënë Taberiu: “Hadithi më i saktë në këtë çështje është hadithi i Ebu Musaut (r.a.) që e shënon Muslimi, ndërsa fjala më e përhapur për këtë temë, është fjala e Abdullah b. Selamit (r.a.)”.

Ibni Haxheri ka thënë: “Dhe çdo gjë tjetër ose është në pajtim me të ose për njërën prej tyre, ose ka një zinxhir të dobët transmetuesish, ose është i ndërprerë (Meukuf), ose fjala kërkon ixhtihad pa u ndërprerë. Më pas ata të gjeneratës së parë u kundërshtuan në mendime se cila prej këtyre dy thënjeve është më e saktë? Kështu që i vlerësuan si të sakta që të dyjat, hadithin nga Ebu Musa (r.a.) e vlerësuan si të saktë el-Bejhekiu, Ibni el-Arabiu dhe Kurtubiu, kurse Neveviu tha se është i saktë ose i preferuar, dhe fjalën e Abdullah ibni Selamit (r.a.) e vlerësuan si të saktë Ahmed b. Hanbeli, Ibni

---

116 Bejhekiu, “Shu`abu`l-Iman”, 4/399, nr.2716; Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës “Shu`ab” të Bejhekiut, për këtë hadith thotë se zinxhiri i këtij hadithi është i dobët. Merxhane është e panjohur.

Rahavejhi, Ibni Abdulberri dhe Ibn al-Zemlekani nga Shafiitët”.

Thashë: Dhe këtu është një çështje, e kjo është ajo që Ebu Hurejra (r.a.) i ka transmetuar Abdullah ibni Selamit (r.a.), që nuk është ora e namazit, është transmetuar edhe në hadithin e Ebu Musaut (r.a.), sepse koha e hutbes nuk është orë e namazit dhe koha pas ikindisë karakterizohet si çast për lutje. Dhe ai tha në hadith se `kërkon nga Allahu xh.sh. për diçka`, dhe nuk është koha e hutbes ora e lutjes”. Sepse ai është i urdhëruar të dëgjojë në të, e njëjta gjë vlen edhe për të gjitha namazet.

Ky është momenti i lutjes, sepse siç transmetohet për të (orë) në dëgjimin (insat) si dhe pjesën më të madhe të namazit dhe lutja është prej saj qoftë në ikamet, qoftë në sexhde apo në teshehud. Hadithi i cili flet për kohët është i qartësuar, po ashtu thënia e tij përmban kuptimin "falja e namazit në këmbë" sipas kuptimit real (literal) në të dy vendet, ndërsa në kuptimin metaforik është ikamet për të dëshiruar faljen e namazit, ky është realizimi i të cilit i ka mundësuar All-llahu xh.sh. Me të duket se *terxhihi* në bazë të transmetimit nga Ebi Musa sipas thënies së Ibni Selamit për të vërtetuar hadithin sipas

kontekstit të thënies: "fal namaz dhe kërkon", është më e përshtatshme se të presë namazin sepse është një metaforë e largët dhe deluzive për të pritur namazin të kushtëzohet përgjigja. Për shkak se nuk i thuhet atij që pret namazin: "qëndrim në këmbë fal namazin" edhe nëse (i sinqertë) e ka thënë të vërtetën se ai është në namaz sepse në fjalinë "qëndrim" do të ndjehet paqartësi e foljes dhe në atë se çfarë kërkon prej All-llahut, nga të gjitha këto thënie, them se është për në ikamet të namazit dhe pjesa më e madhe që e dëshmojnë janë prej haditheve *Merfua,* ndërsa hadithi nga Mejmune është i qartë në këtë kontekst (temë), gjithashtu dhe hadithi nga Amër bin Auf nuk bie ndesh me hadithin nga Ebi Musa për arsye se është përmendur ndërmjet uljes së imamit e deri në mbarim të namazit dhe kjo e vërteton ikametin, përkundrazi kufizohet në të, sepse koha e hutbes nuk është kohë për namaz apo e lutjes (duas). Koha e lutjes në pjesën më të madhe të saj dhe mendohet se ka dashur patjetër ta kalojë këtë kohë është i paktë sipas teksteve dhe ixhmait.

Koha e hutbes dhe namazit është e gjerë dhe shumica e thënieve të përmendura aludojnë se është pas drekës ose në kohën e ezanit,

dhe përmbajnë këtë kuptim, andaj dhe i kthehemi kësaj dhe nuk biem ndesh me të.

Taberani shënon përmes Auf bin Malikut (r.a.) i cili ka thënë: “Unë shpresoj që ky çast kur gjenë përgjigje në lutje është një ndër tre çastet: Kur thirr muezini gjersa imami është në minber dhe kur bëhet ikameti, ndërsa dëshmia më e fuqishme e tij është hadithi që gjendet në dy Sahihet, e *kur është ngritur duke u falur* ka për qëllim duke u falur në namaz, tek ikameti dhe duke u falur në gjendje të aftë dhe kjo fjali është e gjendjes momentale, kusht në përgjigje, ta përcakton dëshmimin e ditës së premte që të nxjerr nga ajo që dyshohet, kjo është ajo që më është shfaqur mua në këtë çështje, e Allahu e di më mirë”.

Ibni Sa`di në “Tabakatin” e tij thotë: “Na ka informuar Afan bin Muslimi, të cilin e ka informuar Hamad ibën Seleme, se atë e ka informuar Ali ibën Zejd ibën Xhed`ani se Abdullah bin Neufeli dhe Mugire bin Neufeli kanë qenë prej lexuesve të Kurejshëve dhe shkonin herët në xhuma pasi të kishte lindur dielli, pritnin orën që e shpresonin kështu që Ubejdullah Ibni Nufel e zuri gjumi dhe i ranë në shpinën e tij me një të prekur, iu tha kjo është ora që ti e

dëshiroje dhe e ngriti kokën sikur një re ngjitej në qiell dhe atëherë dielli kaloi”.

Dobi: dëshmuam fjalën e atyre të cilët thonë se nata është më e lavdëruar se dita, sepse çdo natë ka një çast kur pranohen lutjet siç përcillet nëpër hadithe të sakta, e kjo nuk është e tillë gjatë ditëve, përpos se në ditën e xhuma.

## *VEÇORIA E PESËDHJETËETETË*

### *NË TË SADAKAJA SHUMËFISHOHET MË SHUMË SESA DITËT TJERA*

Shënon Ibni Ebi Shejbeh në “Musannef” përmes Ka`bit (r.a.) i cili ka thënë: “Sadakaja shumëfishohet gjatë ditëve të xhumasë”.[117]

[117] Ibni Ebi Shejbeh, “Musannef”, 1/477, nr.5513;

# *VEÇORIA E PESËDHJETËENËNTË*

## *NË TË E MIRA DHE E KEQJA SHUMËFISHOHET*

Shënon Ibni Ebi Shejbeh në “Musannef” përmes Ka`bit (r.a.) i cili ka thënë: “Në ditën e xhuma shumëfishohet vepra e mirë dhe vepra e keqe”.[118]

Edhe Taberani në “El-Euset” shënon përmes Ebu Hurejres (r.a.) nga Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i cili ka thënë: *“Ditën e xhuma shumëfishohen veprat e mira”.*[119]

Humejd b. Zenxhevejhi në “Fedailu`l-A`mal” përcjell përmes el-Hejnem b. Humejdit, i cili ka thënë: “Më ka lajmëruar Ebu Seidi i cili ka thënë: “Më kanë përcjellur se veprat e mira shumëfishohen ditën e xhuma po edhe veprat e këqija shumëfishohen ditën e xhuma”.

---

118 Ibni Ebi Shejbeh, “Musannef”, 1/477, nr.5515;

119 Taberani, “Mu`xhemu`l-Euset”, 8/40, nr.7895; Hejthemiu në “Mexhmeu`z-Zevaid”, 2/164, nr.2999 thotë se këtë hadith e shënon Taberani në “Euset”, por në zinxhir gjendet Halid b. Adem i cili është gënjeshtarë;

Shënon edhe përmes Musejeb b. Rafiut i cili ka thënë: "Kush vepron një të mirë ditën e xhuma, shumëfishohet për dhjetë herë më shumë sesa në ditët tjera, e kështu është edhe kur vepron vepra të liga".

## *VEÇORIA E GJASHTËDHJETË*

### *LEXIMI I HA-MIM SUREJA DUHAN GJATË DITËS DHE MBRËMJES SË SAJ*

Tirmidhiu shënon përmes Ebu Hurejres (r.a.) se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush e lexon Ha-mim (të sures) Duhan në ditën e xhuma, do t`i falet atij".*[120]

---

[120] Tirmidhiu, "Sunen", kitab Fedailu`l-Kuran, bab ma xhae fi fedaili ha-mim ed-duhani, nr.2889 dhe thotë se nuk e dimë këtë hadith përpos kësaj rruge, ndërsa Haseni nuk ka dëgjuar prej Ebu Hurejres. Kështu thonë Ejubi, Junus b. Ubejdi dhe Ali b. Zejdi;
Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të veprës së Sunenit të Tirmidhiut (5/159) thotë se zinxhiri i këtij hadithi është i dobët, Hishami është i dobët, kurse Haseni nuk ka dëgjuar hadithe prej Ebu Hurejres.

Edhe Taberani dhe Asbahani shënojnë përmes Ebu Umames (r.a.) se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush e lexon Ha-mim (të sures) Duhan në mbrëmjen e xhumasë ose ditën e xhuma, Allahu (xh.sh.) do t`ia ndërtojë një shtëpi në Xhenet".*[121]

Darimiju shënon përmes Ebu Rafiut (r.a.) i cili ka thënë: *"Kush e lexon (suren) Duhan në mbrëmjen e xhumasë, do të zgjohet i falur dhe do të martohet (në botën tjetër) me hyritë e Xhenetit".*[122]

---

[121] Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 8/264, nr.8026; Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 2/168, nr.3017 thotë se këtë hadith e shënon Taberani në "Kebir" por në zinxhir gjendet Fadail b. Xhubejri, i cili është shumë i dobët;

[122] Darimiju, "Sunen", kitab Fadail`il-Kuran, bab fi fadli`l-havamimi ve`l-musebihati, nr.3464;

# *VEÇORIA E GJASHTËDHJETËENJË*

## *LEXIMI I JASINIT NË MBRËMJEN E SAJ*

Bejhekiu shënon në "esh-Shu`ab" përmes Ebu Hurejres (r.a.) i cili ka thënë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *"Kush lexon natën e xhuma Ha-mim (të sures) Duhan dhe (suren) Jasin, do të zgjohet i falur (nga mëkatet)".*[123]

Ndërsa Isfahani e shënon me shprehjen: *"Kush e lexon (suren) Jasin në natën e xhuma, do t`i falen atij (mëkatet)".*

---

[123] Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 4/104, nr.2248 dhe thotë se me këtë përcjellje veçohet Hishami, ndërsa në këtë formë është i dobët;
Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, për këtë hadith thotë se zinxhiri i këtij hadithi është i dobët. Ammar b. Haruni është i dobët. Hisham b. Zijadi i cili përcjell prej Ebu Hurejres r.a. ai në fakt nuk e ka takuar Ebu Hurejren.

## *VEÇORIA E GJASHTËDHJETËEDY*

### *LEXIMI I (SURES) ALI IMRAN GJATË SAJ*

Taberani shënon me zinxhir të dobët nga Ibni Abasi (r.a.) i cili ka thënë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sellem: *"Kush e lexon ditën e xhuma suren në të cilën përmendet familja e Imranit, Allahu (xh.sh.) dhe melekët do të çojnë salavate për të deri në perëndimin e diellit"*.[124]

---

[124] Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 11/48, nr.11.002 dhe në "Mu`xhemu`l-Euset", 6/191, nr.6157; Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 2/168, nr.3018 dhe thotë se këtë hadith e shënon Taberani në "Euset" dhe "Kebir", por në zinxhir gjendet Talha b. Zejd er-Rekiju i cili është i dobët;

# *VEÇORIA E GJASHTËDHJETËETRE*

## *LEXIMI I SURES HUD GJATË SAJ*

Darimiju shënon në “Musned”, Bejhekiu në “esh-Shu`ab”, Ebu Shejhi dhe Ibni Merdevejhi në tefsiret e tyre, përmes Ka`b (el-Ahbarit) se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Lexonie suren Hud në ditën e xhuma”*.[125]

---

[125] Darimiju, “Sunen”, kitab Fadail`il-Kurani, bab fadail`ul-en`ami ve`s-sureti, nr.3446; Bejhekiu, “Shu`abu`l-Iman”, 4/82, nr.2214;
Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës “Shu`ab” të Bejhekiut, për këtë hadith thotë se transmetuesit janë të besueshëm, por hadithi është Mursel;

# *VEÇORIA E GJASHTËDHJETËEKATËR*

## *LEXIMI I (SURES) BEKARE DHE ALI IMRAN GJATË MBRËMJES SË SAJ*

Isfahani shënon në “Et-Tergib” me zinxhir nga Abdulvahid b. Ejmen prej tabiinëve i cili ka thënë: “Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Kush e lexon suren Bekare dhe Ali Imran gjatë mbrëmjes së xhumasë, do të ketë shpërblime aq sa është distanca në mes “Lebida-së” dhe “Uruba-së”*. *Lebida* është toka e shtatë, ndërsa *Uruba* është qielli i shtatë.

Përcjell Humejd b. Zenxhevejhi nga Vehb b. Munebih i cili ka thënë: “Kush e lexon në mbrëmjen e xhumasë suren Bekare dhe Ali Imran, do të ketë ndriçim (nur) sa është distanca në mes Urubasë dhe Uxhubijasë. Uruba është në Arsh, ndërsa Uxhubja është toka më e ulët”.

# *VEÇORIA E GJASHTËDHJETËEPESTË*

## *GRUMBULLIMI I PËRKUJTUESVE PARA SABAHUT DITËN E SAJ PÊR ARRITJEN E FALJES*

Taberani shënon në "El-Euset" nga Enesi (r.a.) i cili ka thënë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *"Kush thotë para namazit të sabahut ditën e xhuma tre herë "Estagfirullahu`l-Adhim el-ledhi la ilahe il-la huve`l-hajju`l-kajjum ve etubu ilejhi" (Kërkoj falje prej Allahut të Madhërishëm, përpos të Cilit nuk ka të adhuruar tjetër, i Cili është i Gjallë, Mbajtësi i gjithçkaje dhe pendohem te Ai) do t`i falen mëkatet e tij, edhe nëse janë të shumta sa shkuma e detit".*[126]

---

[126] Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 7/356, nr.7717; Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 2/168, nr.3019 thotë se e përcjell Taberani në "El-Euset", por në zinxhir gjendet Abdulaziz b. Abdurahman el-Balisiju, i cili është shumë i dobët;

# *VEÇORIA E GJASHTËDHJETËEGJASHTË*

## *ÇKA THUHET NATËN E XHUMA*

Bezzari shënon nga Enesi (r.a.) se kur hynte muaji Rexheb, Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem thoshte: *"Allahumme barik lena fi Rexheb ve Shaban, ve belegna shehru Ramadan (O Allahu im! Na begato në (muajin) Rexheb dhe Shaban, e na bëj ta arrijmë muajin Ramazan)"*. E kur hynte nata e xhuma, thoshte: *"Kjo është nata e "El-Gara`i"*[127] *(nata e nderuar e xhumasë) dhe dita e "Ez`heri"*[128] *(dita e xhumasë)".*[129]

127 *El-Garai* – i thonë dëshirës së madhe dhe lakmisë;
128 *El-Ez`heri* – i thonë shkëlqimit, ndriçimit, lulëzimit, shndritjes, etj;
129 Bezzari, "Bahru`z-Zehar", 13/117, nr.6496;

# *VEÇORIA E GJASHTËDHJETËESHTATË*

Gjatë kësaj nate dhe ditës së xhuma, preferohet që të shpeshtohet salavati mbi Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem.

Shënon Ebu Davudi, Hakimi i cili e konsideron këtë hadith të saktë, si dhe Ibni Maxheh përmes Eus b. Eusit (r.a.) i cili ka thënë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *"Prej ditëve tuaja, më e dashur për mua është dita e xhuma, në të është krijuar Ademi (a.s.), në këtë ditë ka vdekur, në këtë ditë do të fryhet (në Sur) dhe në këtë ditë do të ndodhë ringjallja. Andaj shtonie mbi mua salavatin gjatë kësaj dite, sepse salavatet tuaja më ekspozohen mua".*[130]

---

[130] Ebu Davudi, "Sunen", kitab es-Salati, bab fadlu jaumi`l-xhumuati ve lejleti`l-xhumuati, nr.1047; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Xhenaizi, bab dhikru vefatihi ve defnihi sal-lallahu alejhi ve sel-lem, nr.1636; Ahmedi, "Musned", 26/84, nr.16.162; Hakimi, "El-Mustedrek", 4/604, nr.8681 dhe thotë se hadithi është sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit por ato nuk e kanë shënuar;
Shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të Sunenit të Ibni Maxhes (2/556) thotë se hadithi është Sahih li gajrihi;

Taberani në "El-Euset" shënon përmes Ebu Hurejres (r.a.) i cili ka thënë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *"Shtonie mbi mua salavatin në mbrëmjen e shkëlqyeshme (të xhumasë) dhe ditën e shkëlqyeshme (të xhumasë), sepse me të vërtetë, salavatet e juaja më ekspozohen mua".*[131]

Bejhekiu në "esh-Shu`ab" shënon përmes Ebu Umames (r.a.) i cili ka thënë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *"Shtonie salavatin mbi mua gjatë çdo dite të xhumasë, sepse kush e shton më së shumti mbi mua salavatin, do të jetë me pozitë më afër meje".*[132]

Ai shënon edhe përmes Enesit (r.a.) i cili ka thënë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *"Shtonie mbi mua salavatin gjatë ditës së xhuma dhe natës së*

---

[131] Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", 1/83, nr.241; Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 2/169, nr.3025 thotë se e përcjell Taberani në "El-Euset", por në zinxhir gjendet Abdulmun`im b. Beshir el-Ensariju i cili është i dobët;

[132] Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 4/433, nr.2770; Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, për këtë hadith thotë se ka ndërprerje, pasi Mekhuli nuk e ka takuar Ebu Umamen;

*xhuma, sepse kush vepron kështu, unë do të jem dëshmitar ose ndërmjetësues për të në ditën e Kijametit".*[133]

Prej Enesit (r.a.) shënohet edhe si *Merfu`* se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush dërgon salavate mbi mua në ditën e xhuma, Allahu (xh.sh.) do t`i kryejë atij njëqind nevoja, shtatëdhjetë prej tyre prej brengave të ahiretit dhe tridhjetë prej brengave të kësaj bote".*[134]

Edhe prej Aliut (r.a.) përcillet se ka thënë: "Kush dërgon njëqind herë salavate mbi Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem në

---

133 Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 4/434, nr.2771; Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, për këtë hadith thotë se zinxhiri i këtij hadithi është i dobët, në zinxhir gjendet Durset b. Zijad el-Kushejri, i cili është i dobët. Ibni Meini thotë për të se nuk është asgjë. Ebu Zur`a thotë se është i dobët (vah), Buhariu thotë se hadithi prej tij nuk është i qëndrueshëm. Nesaiu thotë se nuk është i fuqishëm. Ibni Adiju thotë se shpresoj të mos ketë diç të keqe tek ai.

134 Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 4/435, nr.2773; Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, për këtë hadith thotë se në zinxhirin e këtij hadithi ka transmetues të cilët nuk i njeh si Ebu Rafi` Usame b. Ali b. Seid ed-Darimi dhe Hukame binti Uthman b. Dinar.

ditën e xhuma, do të vijë në Ditën e Kijametit gjersa në fytyrën e tij do të ketë ndriçim”.[135]

Asbahani në “Tergib”-in e tij shënon nga Enesi (r.a.) i cili thotë: “Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Kush dërgon mbi mua njëmijë herë salavate në ditën e xhuma, nuk do të vdes gjersa të sheh pozitën e tij në Xhenet”.*

Ebu Nuajmi në “Hilje” shënon nga Zejd b. Vehbi i cili thotë: “Më ka thënë mua Ibni Mes`udi (r.a.): “Mos e lë në ditën e xhuma pa dërguar mbi Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem nga njëmijë salavate, duke thënë: “Allahumme Sal-li ala Muhamedin ve ala ali Muhamedin-nebiji`l-ummij”.[136]

---

135 Bejhekiu, “Shu`abu`l-Iman”, 4/435, nr.2774; Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës “Shu`ab” të Bejhekiut, për këtë hadith thotë se në zinxhirin e këtij hadithi ka transmetues të cilët nuk i njeh, si Ebu Jahja dhe Ebu Fatime.
136 Ebu Nuajmi, “Hiljetu`l-Evlija”, 8/237;

# *VEÇORIA E GJASHTËDHJETËETETË DERI SHTATËDHJETË*

*VIZITA E TË SËMURIT, PREZANTIMI NË XHENAZE, PREZANTIMI NË LIDHJE TË KURORËS DHE LIRIMI NGA MËKATI SHKAKU I KËTYRE*

Taberani shënon nga Ebu Umame (r.a.) se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush zgjohet ditën e xhuma agjërueshëm, shkon e viziton të sëmurin, prezanton në ndonjë xhenaze dhe jep sadaka, do t`i bëhet obligim".*[137]

Ibni Adij dhe Bejhekiu në "esh-Shu`ab" shënojnë nga Xhabir b. Abdullahu (r.a.) i cili ka thënë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *"Kush zgjohet ditën e xhuma agjërueshëm, viziton të sëmurin, ushqen*

---

[137] Taberani, në "Mu`xhemu`l-Kebir", 8/97, nr.7484 dhe në "Mu`xhemu`l-Euset", 3/23, nr.2348; Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 3/200, nr.5216 dhe thotë se se e shënon Taberani në "Kebir" dhe "Euset", por në zinxhir është Muhamed b. Hafs el-Eusabiju i cili është i dobët;

*të varfërin, përcjellë xhenazen, nuk do ta ndjek mëkati katërdhjetë vite".*[138] Bejhekiu thotë: "Kjo si fjalë është e konfirmuar prej Ebu Hurejres (r.a.) por që të dyja janë të dobëta".

## *VEÇORIA E SHTATËDHJETËENJË*

Bejhekiu në "esh-Shu`ab" shënon përmes Enesit (r.a.) i cili ka thënë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *"Kush i thotë këto fjalë shtatë herë në mbrëmjen e xhumasë dhe vdes në këtë natë, do të hyjë në Xhenet. Kush i thotë këto fjalë në ditën e xhuma dhe vdes gjatë kësaj dite, do të hyjë në*

---

[138] Ibni Adij, "El-Kamilu fi duafai`r-Rixhal", 3/508; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 5/381, nr.3582 dhe thotë se zinxhiri i këtij hadithi është i dobët;
Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, për këtë hadith thotë se zinxhiri i këtij hadithi është i dobët. Amër b. Hamza el-Basri është i dobët, Buhariu thotë se nuk ndiqet hadithi i tij, Darekutni thotë se është i dobët. Ibni Hibani e përmend në veprën e tij "Eth-Thikat" (të besueshmit). Edhe Halil b. Mure i cili është prej transmetuesve të këtij hadithi është i dobët. Ismail b. Ibrahim b. Abdullah b. Thabit është i panjohur.
Ibni Xheuzi në "El-Meuduat" 2/107 thotë se hadithi është i falsifikuar.

*Xhenet. Kush thotë: "Allahumme ente rabbi la ilahe il-la ente, halektenij, ve ene abduke ve ibnu emetike, ve fi kabdetike, ve nasijetij bijedike, ve emsejtu ala ahdike ve va`dike me`s-teta`tu eudhu bike min sherri ma sana`tu, ebu`u bi ni`metike ve ebu`u bidhenbij fegfirli dhunubij innehu la jegfiru`dh-dhunube il-la ente".*[139]

## *VEÇORIA E SHTATËDHJETËEDY*

Ai shënon edhe përmes Aishes (r.a.h.) e cila thotë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem kur hynte verës në shtëpi, ai parapëlqente që të hynte në mbrëmjen e xhumasë, kur hynte në shtëpi gjatë dimrit, ai parapëlqente që të hynte në mbrëmjen e xhumasë". Kështu shënon edhe përmes Ibni Abasit (r.a.).[140]

---

139 Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 4/440, nr.2781; Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, për këtë hadith thotë se në zinxhirin e këtij hadithi ka transmetues të cilët nuk i njeh. Për Amir b. Mufadal eth-Tha`lebiun nuk ka gjetur vlerësime, ndërsa Xha`fer b. Zijad el-Ahmer është i sinqertë, ka qenë prej shiave.

140 Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 4/440, nr.2782; Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të

# *VEÇORIA E SHTATËDHJETËETRETË*

Taberani shënon përmes Abdullah b. Busrit (r.a.) shoku i të Dërguarit të Allahut sallallahu alejhi ve sel-lem se kur e falte xhumanë, ka dalë në treg për një kohë, pastaj është kthyer në xhami dhe i kanë thënë atij që të mos veprojë ashtu, e ai ka thënë se e kam parë zotërinë e të dërguarëve duke vepruar kështu. Më pas citoi ajetin kuranorë: **"E pasi të keni falur namazin, shpërndahuni nëpër tokë dhe kërkoni prej mirësive të Allahut".**[141]

veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, për këtë hadith thotë se zinxhiri i këtij hadithi është i dobët. Amir b. Salih b. Abdullah b. Urve b. Zubejri është i braktisur në hadith. Ibni Meini e ka konsideruar gënjeshtar. Ndërsa Ahmedi thotë se është i besueshëm dhe nuk ka qenë gënjeshtar. Darekutni ka thënë se duhet të braktiset.

[141] Kurani, Xhumua, 10;

# *VEÇORIA E SHTATËDHJETËEKATËRT*

## *PRITJA E IKINDISË PAS SAJ ËSHTË E BARABARTË ME KRYERJEN E UMRES*

Bejhekiu shënon në "esh-Shu`ab" nga Sehël b. Sa`d es-Sa`adiju (r.a.) i cili ka thënë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *"Gjatë çdo të xhumaje keni (shpërblim) të një haxhi dhe umreje, (vlerën e) haxhit e keni kur shkoni herët për në xhuma, ndërsa umren kur e pritni ikindinë pas (faljes së) xhumasë".*[142]

[142] Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 4/441, nr.2784; Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, për këtë hadith thotë se zinxhiri i këtij hadithi është i dobët. Në zinxhir gjendet Kasim b. Abdullah b. Mehdi i cili ka qenë prej mësuesve të Ibni Adijut. Disa dijetarë të Egjiptit e kanë konsideruar të dobët, por Ibni Adiju ka thënë se nuk ka gjë të keqe tek ai. Darekutni thotë se ai është akuzuar për falsifikim të haditheve dhe se ai nuk është asgjë.

# *VEÇORIA E SHTATËDHJETËEPESTË*

## *NAMAZI PËR MËSIMIN E KURANIT GJATË NATËS SË SAJ*

Shënojnë Tirmidhiu, Hakimi dhe Bejhekiu në "ed-Da`avat" nga Ibni Abasi (r.a.) se Aliu (r.a.) i ka thënë të Dërguarit të Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: "Ky Kuran po largohet nga gjoksi im (e harroj atë që e mësoj përmendësh) çka më këshillon që t`i përmbahem asaj?" Ai i tha: *"A donë t`i mësoj disa fjalë që Allahu (xh.sh.) të të bëjë dobi përmes tyre dhe të të bëjnë dobi ty, si dhe të përforcohet në gjoksin tënd (memorien tënde) ajo që e mëson? Kur të vijë nata e xhumasë, nëse ke mundësi të çohesh në pjesën e tretë të natës, në të është një çast i përcjellur (nga melekët) dhe lutja në të është e pranuar, kështu u ka thënë edhe vëllai im Jakubi (a.s.) bijve të tij,* ***"Më vonë unë do të kërkojë falje për ju"***[143] *thuhet se kjo ka qenë pritja deri në ardhjen e xhumasë; e nëse nuk ke mundësi, çohu në mes të saj (natës), e nëse nuk mundesh as këtë, atëherë çohu në fillim të natës, fali katër rekate, në rekatin e parë lexo suren Fatiha dhe suren Jasin, në rekatin e dytë lexo*

[143] Kurani, Jusuf, 98;

*Fatihanë dhe suren Ha-Mim (të sures) Duhan, në rekatin e tretë lexo Fatihanë dhe Elif-Lam-Mim (të sures) Sexhdeh dhe në rekatin e katërt, lexo Fatihanë dhe suren Tebareke prej sureve të mesme. Kur të jesh në ulje (teshehud), falëndero Allahun (xh.sh.) dhe shpreh në mënyrën më të mirë madhërim ndaj Allahut (xh.sh.), dërgoni salavate mbi mua dhe mbi tërësinë e pejgamberëve dhe kërko falje për besimtarët e besimtaret, gjithashtu edhe për vëllezërit tu të cilët kanë paraprirë me besim, e në fund të saj thuaj: "Allahumme`r-hamni bi terke`l-measij ebeden ma ebkajtenij ve`r-hamnij en etekel-lefe ma la ja`nijnij ve`r-zuknij husne`n-nedhari fijma jurdike annij, Allahumme bedi`a-s-semavati ve`l-ardi dhe`l-xhelali ve`l-ikrami ve`l-izzeti`l-leti la turamu, es`eluke ja Allahu ja Rahmanu bi xhelalike ve nuri vexh-hike en tulzime kalbij hifdha kitabike kema al-lemtenij ve`r-zuknij en etluvehu ala nahvi`l-ledhi jurdijke annije, Allahumme bedia`s-semavati ve`l-erdi dhe`l-xhelali ve`l-ikrami ve`l-izzeti`l-letij la turamu, es`eluke ja Allahu ja Rahmanu bi xhelalike ve nuri vexh-hike en tunevvire bi kitabike besarij ve en tutlika bihi lisanij, ve en tufer-rixhe bihi an kalbij ve en teshreha bihi sadrij ve en tegsile bihi bedenij, fe innehu la juijnunij ale`l-hakki gajruke ve la ju`tihi il-la ente ve la haule ve la kuvvete il-la bil-lahi`l-alijji`l-adhim". O Ebu Hasan, vepro kështu përgjatë tri xhumave, pesë ose shatë xhumave, Allahu (xh.sh.) do të përgjigjet, sepse*

*pasha Atë që më ka dërguar me të vërtetën, besimtari nuk harron pas kësaj".* Ibni Abasi (r.a.) thotë: "Pasha Allahun, nuk kaluan pesë ose shtatë (xhuma) dhe Aliu (r.a.) shkoi te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem në mexhlis dhe i tha: "O i Dërguari i Allahut! Unë kam qenë në një gjendje ku i mësoja nga katër ajete ose diçka më shumë se kjo, e kur i lexoja në vetvete, më ngatërroheshin. E tash unë i mësoj katërdhjetë ajete ose diçka më shumë, e kur i lexoj në vetvete, më duket sikur e kam Kuranin hapur para syve të mi, po ashtu dëgjoja ndonjë hadith, e kur kthehesha e harroja, ndërsa tash dëgjoj hadithe, e kur i tregoj ato nuk më ikën prej tyre asnjë shkronjë, ndërsa i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem i tha: *"(Ti je) besimtarë pasha Zotin e Qabesë".*[144]

---

[144] Tirmidhiu, "Sunen", kitab ed-Da`avati, bab fi duai`l-hifdhi, nr.3570 dhe thotë se hadithi është Garib dhe nuk e dimë që përcillet prej dikujt tjetër përpos prej Velid b. Muslimit; Hakimi, "El-Mustedrek", 1/461, nr.1190 dhe thotë se hadithi është Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit por ato nuk e kanë shënuar; Bejhekiu, "Ed-De`avatu`l-Kebir", 2/135, nr.527;
Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të veprës së Sunenit të Tirmidhiut (6/168) thotë se hadithi është Munker, Velid b. Muslim ka bërë shumë tedlis, kurse Dhehebiu thotë se mendoj që mund të jetë edhe i

# *VEÇORIA E SHTATËDHJETËEGJASHTË*

## *VIZITIMI I VARREZAVE GJATË DITËS OSE NATËS SË SAJ*

Hakim et-Tirmidhiu në veprën e tij “Nevadiru`l-Usul” dhe Taberani në “El-Euset” shënojnë nga Ebu Hurejre (r.a.) i cili ka thënë: “Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Kush i viziton varrezat e prindërve të tij ose njërit prej tyre gjatë çdo të premteje, do t`i falen atij (mëkatet) dhe do t`i shkruhet si mirësjellje ndaj tyre”.*[145]

Edhe Ibni Ebi Dunja dhe Bejhekiu në “esh-Shu`ab” shënojnë përmes Muhamed b. Vasiut i cili ka thënë: “Më është përcjellur se të vdekurit janë në njohuri mbi vizitimin e tyre gjatë ditës së xhuma dhe ditës para saj dhe pas saj. Po ashtu shënojnë nga Dahaku i cili ka thënë: “Kush i viziton varrezat ditën e shtunë para se të lindë dielli, të vdekurit janë në njohuri mbi vizitimin e tij”. E pyetën atë:

falsifikuar. Mundhiriu thotë se zinxhiri është i mirë, ndërsa teksti është shumë i panjohur;

[145] Hakim et-Tirmidhiu, “Nevadiru`l-Usul”, 1/126;

“E si mundet kjo?” Ai tha: “Shkaku i pozitës që ka dita e xhuma”.[146]

[146] Bejhekiu, “Shu`abu`l-Iman”, 11/475-476, nr.8862-8863;
Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës “Shu`ab” të Bejhekiut, për këtë hadith (nr.8862) thotë se ka zinxhir të dobët. Bekër b. Muhamed për të Darekutni ka thënë se nuk është i fuqishëm. Ibni Mahled ka thënë se ka qenë dijetarë i mirë. Edhe Xhisër b. Furad është i dobët sipas Nesaiut, Ibni Meini thotë se nuk është asgjë, Ebu Hatimi thotë se nuk është i fuqishëm, ndërsa ka qenë njeri i mirë. Ndërsa për hadithin e dytë (me numër 8863) thotë se ka zinxhir të dobët, shkaku i Abdulaziz b. Ebanit i cili është i braktisur dhe Ibni Meini e ka përgënjeshtruar.

# *VEÇORIA E SHTATËDHJETËESHTATË DHE SHTATËDHJETËETETË*

## *PARAQITJA E VEPRAVE TË TË GJALLËVE PARA TË AFËRMVE TË TYRE TË CILËT KANË VDEKUR*

Hakim et-Tirmidhiu shënon në “Nevadiru`l-Usul” hadithin përmes Abdulgafur ibni Abdulaziz nga babai i tij e ky nga gjyshi i tij i cili ka thënë: “Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Veprat (e njerëzve) shfaqen ditën e hënë dhe të enjte tek Allahu (xh.sh.), ndërsa pejgamberëve, baballarëve dhe nënave u ekspozohen ditën e xhuma, ku ata gëzohen me veprat e mira të tyre dhe u shtohet bardhësia dhe ndriçimi në fytyrat e tyre”.*[147]

Ahmedi shënon me zinxhir të mirë (*xhejid)* nga Ebu Hurejre (r.a.) i cili ka thënë: “E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem duke thënë: *“Me të vërtetë, veprat e bijve të Ademit shfaqen çdo të enjte në*

[147] Hakim et-Tirmidhiu, “Nevadiru`l-Usul”, 2/260;

*natën e xhumasë, por assesi nuk pranohet vepra e atij i cili i shkëput lidhjet familjare”.*[148]

# *VEÇORIA E SHTATËDHJETËENËNTË*

## *ZOGJTË NË KËTË (DITË) THONË: “PAQE, PAQE DITË E BEKUAR”*

Shënon Ibni Ebi Dunja dhe Bejhekiu nga Mutarifi se ai ka dëgjuar që të vdekurit e kanë thënë këtë si nderim për të, gjersa ai ka qenë në mes të gjendjes së gjumit dhe zgjimit.

Edhe Dijnuri shënon në “Mexhalis”-in e tij nga Bekër b. Abdullah el-Muznij që ka thënë se zogjtë takohen me njëri-tjetrin në mbrëmjen e së premtes dhe thonë: “E ndjejmë që e premtja është nesër”.

---

[148] Ahmedi, “Musned”, 16/191, nr.10.272;
Shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të Musnedit të Ahmedit për këtë hadith thotë se e ka zinxhirin e mirë (Hasen);

# *VEÇORIA E TETËDHJETË*

Shënon Taberani në "El-Euset" nga Enesi (r.a.) i cili ka thënë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *"Kur shtatëdhjetë veta prej nesh udhëtojnë për të shkuar në xhuma, janë sikur ata shtatëdhjetë veta të cilët shkuan me Musain (a.s.) që të takohen me Zotin*[149] *ose edhe më të vlefshëm se ta"*.[150]

# *VEÇORIA E TETËDHJETËENJË*

Shënon Taberani, Bejhekiu në "esh-Shu`ab" dhe Esbahani në "Et-Tergib" nga Ibni Umeri (r.a.) i cili ka thënë: "E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem duke thënë: *"Kush agjëron ditën e*

---

[149] Aludon në ajetin 155 të sures A`raf ku Zoti thotë: **"Musai zgjodhi nga populli i vet shtatëdhjetë veta për kohën që Ne ia caktuam takimin...".**

[150] Taberani, në "Mu`xhemu`l-Euset", 6/63, nr.5802; Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 2/176, nr.3078 thotë se këtë hadith e regjistron Taberani në "El-Euset", por në zinxhir gjendet Ahmed b. Bekër el-Balisiju, për të cilin el-Ezdiju ka thënë se ka falsifikuar hadithe;

*mërkurë, të enjten dhe të premten, ndërsa ditën e xhuma jep sadaka nga pasuria e tij qoftë edhe pak ose shumë, do t`i falet atij çdo vepër që ka bërë, derisa do të jetë në atë gjendje sikur e ka lindur nëna e tij".*[151]

Bejhekiu në "esh-Shu`ab" shënon përmes Ibni Abasit (r.a.) se ai e ka pëlqyer të agjërojë në ditën e mërkurë, të enjte dhe të premte, si dhe ka treguar se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka urdhëruar për agjërimin e tyre dhe të jepet sadaka gjatë këtyre ditëve, qoftë pak ose shumë, sepse në to ka begati të shumta.[152]

---

151 Taberani, në "Mu`xhemu`l-Kebir", 12/347, nr.13.308; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 5/386, nr.3589; Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 3/199, nr.5207 dhe thotë se e shënon Taberani në "Kebir", por në zinxhir gjendet Muhamed b. Kajs el-Medeniju Ebu Hazim, por nuk kemi gjetur dikë i cili e ka vlerësuar atë; Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, për këtë hadith thotë se ka zinxhir të dobët. Jahja b. Abdullah b. Dahak është i dobët.

152 Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 5/385, nr.3588; Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, për këtë hadith thotë se zinxhiri i këtij hadithi është i dobët. Abdullah b. Vakid është i braktisur. Ahmedi thotë se kur është plakur i ka ngatëruar hadithet dhe ka bërë *tedlis*. Buhariu ka thënë se duhet të braktiset. Ebu Zur`a dhe Darekutni thotë se është i dobët. Ibni Meini thotë se

Bejhekiu shënon edhe një transmetim të cilin e konsideron të dobët nga Enesi (r.a.) i cili ka thënë: “Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Kush agjëron ditën e mërkurë, të enjte dhe të premte, do t`i ndërtohet atij një pallat në Xhenet prej perlave, diamanti dhe smeraldi, si dhe do t`i shkruhet atij nga ana e Allahut (xh.sh.) shpëtim nga Zjarri”*.[153]

Bejhekiu shënon edhe nga Ebu Katade el-Adeviju i cili ka thënë: “Nuk ka ditë më të papëlqyeshme për agjërim sesa dita e xhuma dhe nuk e pëlqej të agjëroj në ditën e xhuma”. I thanë: “E si mundet kjo?” Ai tha: “Më pëlqen të agjëroj në ditët që vinë pas, duke e ditur vlerën e saj dhe mua më duket e urryer ta llogaris në mes ditëve tjera, sepse i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka ndaluar që ta llogaris në mes ditëve tjera”.

---

nuk është asgjë. Edhe Ejub el-Halebiu është i dobët, Ebu Hatimi thotë se hadithi prej tij është i dobët. Ebu Zur`a thotë se është i refuzuar në hadith.

153 Bejhekiu, “Shu`abu`l-Iman”, 5/387, nr.3590; Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës “Shu`ab” të Bejhekiut, për këtë hadith thotë se zinxhiri i këtij hadithi është i dobët. Bekije është mudelis, ndërsa Ebu Bekër el-Anesiju është i dobët, prej që iu vodh shtëpia, ai ka filluar të ngatërrohet.

Seid b. Mensuri në Sunenin e tij transmeton nga Abdulaziz Muhamed nga Safvan b. Sulejmi i cili ka thënë: “Më ka informuar një njeri nga Xhushejm e ky nga Ebu Hurejre (r.a.) i cili ka thënë: “Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Kush e agjëron ditën e xhuma, Allahu (xh.sh.) do t`ia shkruajë atij dhjetë ditë shpëtim nga ditët e Ahiretit të cilat nuk mund të krahasohen me ditët e kësaj bote”.*

## *VEÇORIA E TETËDHJETËEDYTË*

Bezari shënon se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem kur hynte muaji Rexheb, thoshte: *“Allahumme barik lena fi Rexheb ve Sha`ban ve bel-ligna Ramadan”.* E kur hynte nata e xhuma, thoshte: *“Kjo është nata e “El-Gara`i”*[154] *(nata e nderuar e xhumasë) dhe dita e “Ez`heri”*[155] *(dita e xhumasë)”.*[156]

---

154 *El-Garai* – i thonë dëshirës së madhe dhe lakmisë;
155 *El-Ez`heri* – i thonë shkëlqimit, ndriçimit, lulëzimit, shndritjes, etj;
156 Bezzari, “Bahru`z-Zehar”, 13/117, nr.6496;

# *VEÇORIA E TETËDHJETËETRETË*

Esbahani shënon nga Ibni Abasi (r.a.) i cili ka thënë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *"Kush fal pas (namazit të) akshamit dy rekate në natën e xhumasë, duke lexuar në çdonjërin rekat prej tyre suren Fatiha njëherë dhe suren Zilzal pesëmbëdhjetë herë, Allahu (xh.sh.) do të largojë prej tij vuajtjet e daljes së shpirtit dhe do ta mbrojë atë nga dënimi i varrit, si dhe do t`ia lehtësojë atij kalimin e Urës së Siratit në Ditën e Kijametit".*

# *VEÇORIA E TETËDHJETËEKATËRT*

Ebu Nuajmi në "Hiljetu`l-Evlija" shënon nga Aishja (r.a.h.) e cila ka thënë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *"Nëse shpëtoni të xhumanë,*[157] *keni shpëtuar edhe në ditët tjera".*[158]

---

[157] Duhet pasur parasysh hadithin i cili thotë se kijameti do të bëhet ditën e xhuma, e nëse kalojmë të

## *VEÇORIA E TETËDHJETËEPESË*

Ibni Suniju shënon në “Amelu`l-Jaumi ve`l-lejleti” nga Ebu Hurejre (r.a.) i cili ka thënë: “I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem kur hynte në xhami ditën e xhuma, mbahej për pragun e derës së xhamisë dhe thoshte: *“Allahumme`xh-alni evxhehe men tevexh-xhehe ilejke ve akrebe men tekarrebe ilejke ve efdale men se`eleke ve ragibe ilejke (O Zot! Më bëj mua nga më të mirët në mesin e atyre që të drejtohen Ty, si dhe nga më të afërmit në mesin e atyre të cilët të afrohen Ty po edhe nga nga më të vyeshmit në mesin e atyre të cilët kërkojnë dhe dëshirojnë vetëm prej Teje)”.*[159]

Imam Neveviu thotë në “El-Edhkar”: “Preferohet për ne që të themi *“men euxhehe ve men ekrebe min fadli bi zijadeti min”.*

---

xhumanë pa ndodhur kijameti, gjatë ditëve tjera nuk ndodh ajo;

[158] Ebu Nuajmi, “Hiljetu`l-Evlija”, vëll.7, fq.140;

[159] Ibni Suniju, “Amelu`l-Jaumi ve`l-lejleti”, fq.227, nr.374;

# *VEÇORIA E TETËDHJETËEGJASHTË*

## *NUK PËLQEHET QË TË BËHET HIXHAME[160] GJATË SAJ*

Shënon Ebu Ja`la nga Husejn b. Ali i cili ka thënë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *"Gjatë ditës së xhuma, është një çast që nëse dikush do të kryente hixhame gjatë saj, do të vdiste".*[161]

Kjo ndalesë e kryerjes së hixhames gjatë ditës së xhuma, vërtetohet edhe përmes hadithit të Ibni Umerit (r.a.) të cilin e shënojnë Hakimi dhe Ibni Maxheh, si dhe përmes Nubejd b. Sheritit në hadithin *merfu`* se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Askush prej jush të mos bëjë hixhame ditën e xhuma, sepse në të është një çast që nëse dikush do të bënte hixhame dhe do të sëmuret prej diçkaje, mos të mallkojë askë tjetër përpos vetes".*

---

[160] *Hixhame* – që në gjuhën angleze i thonë "cupping therapy" është një medicinë alternative ku përmes kupave të nxehta dhe prerjes së lëkurës, nxirret sasi e gjakut nga lëkura e njeriut;

[161] Ebu Ja`la, "Musned", fq.1182, nr.6773;

## *VEÇORIA E TETËDHJETËESHTATË*

### *MERITA E SHEHIDLLËKUT PËR ATË QË VDES GJATË SAJ*

Shënon Humejd b. Zenxhevejhi si *mursel* prej Ijas b. Bukejrit se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush vdes ditën e xhuma, Allahu xh.sh. do t`ia shkruajë atij shpërblimin sikur të shehidit dhe do ta mbrojë nga dënimi i varrit".*

Edhe prej Ataut përcillet si *mursel* se ka thënë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *"Nuk ka musliman ose muslimane që vdes natën e xhuma ose ditën e xhuma, e të mos jetë i mbrojtur nga dënimi i varrit dhe sprovimi i varrit, do ta takojë Allahun (xh.sh.) duke mos dhënë llogari dhe do të vijë në Ditën e Kijametit do të vijë me dëshmitarë të cilët do të dëshmojnë për të".*

## *VEÇORIA E TETËDHJETËETETË*

Shënon Esbahani nga Ibni Abasi (r.a.) i cili ka thënë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *"Kush e fal namazin Duha me katër rekate në ditën e xhuma, vetëm njëherë gjatë jetës së tij, duke lexuar në të suren Fatiha dhjetë herë, suren Felek dhjetë herë dhe suren Nas dhjetë herë, suren Ihlas dhjetë herë, suren Kafirun dhjetë herë, ajetin Kursij dhjetë herë, duke vepruar kështu gjatë çdo rekati, e kur të jetë në uljen e teshehudit, të jep selam dhe të bëjë istigfarin shtatëdhjetë herë, të thotë subhanallah shtatëdhjetë herë duke thënë "subhanallahi, ve`l-hamdulilahi ve lailahe il-lallahu vallahu ekber ve la haule ve la kuvvete il-la bilahi`l-alijjil-adhim", do të ngritet prej tij e keqja që mund t`i shkaktohet nga banorët e qiellit dhe të tokës, e keqja nga njerëzit dhe xhinët".*

## *VEÇORIA E TETËDHJETËENËNTË*

Dita e xhuma dallohet nga ditët tjera në pesë aspekte të cilat i përmend Kadi Bedrudin ibni Xhema`ati, **(e para)** është pëlqyeshmëria e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem pasi pëlqyeshmëria e tij e ditës së xhuma ka

qenë duke e favorizuar atë mbi të tjerat; **(e dyta)** është se gjatë saj ka një çast në të cilën gjejmë përgjigje për lutjet tona; **(e treta)** është se veprat vlerësohen shkaku i kohës, ashtu siç vlerësohen punët edhe shkaku i vendit, e dita e xhuma është dita më e lavdëruar e javës, kështu që edhe veprat që kryhen gjatë saj janë më të mira. **(E katërta)** është se siç thuhet në hadithin se dita më e mirë është dita e Arafatit, e nëse kjo ditë përputhet që të jetë në ditën e xhuma, është më e vlefshme se shtatëdhjetë haxhe të cilat kryhen jashta ditës së xhuma, siç ka shënuar Rezini. **(E pesta)** është se nëse ndodhë dita e Arafatit në ditën e xhuma, Allahu xh.sh. do t`ua falë të gjithë atyre të cilët ndodhen në atë vend. I thuhet atij: Ka ardhur se Allahu xh.sh. do ua falë të gjithë atyre që gjenden në atë vend (Arafat) pa përjashtim, në lidhje me ditën e xhuma në këtë hadith cili është qëllim i veçimit të kësaj dite, ai u pergjigjet se është e mundshme që Allahu xh.sh. t`i falë ata pa ndërmjetësues, kurse në një tjetër, Allahu xh.sh. gradon një popull nga tjetri".

## *VEÇORIA E NËNTËDHJETË*

Asbahani në "Tergib" shënon përmes Abdullah b. Amrit r.a. i cili ka thënë: "Kush ka ndonjë nevojë prej Allahut (xh.sh.), le të agjërojë ditën e mërkurë dhe të enjte, e kur të vijë dita e xhuma, pastrohet dhe jep sadaka, qoftë pak ose shumë, e kur ta fal të xhumanë, të thotë: *"Allahumme inni es`eluke bi ismike bismilahir-rahmanir-rahim, el-ledhi la ilahe il-la hu, alimi`l-gajbi ve`sh-shehadeti er-Rahmanu`r-Rahim, ve es`eluke bi ismike bismilahir-rahmanir-rahim el-ledhi la ilahe il-lallah el-hajjul-kajjum el-ledhi la te`hudhuhu sinetun ve la neum, el-ledhi mele`etu adhametis-semavati ve`l-erdi el-ledhi aneti`l-vuxhuhu ve hasheati lehu`l-esvatu ve vexhileti`l-kulub min hashjetihi en tusal-li ala Muhamedin ve en tu`tijeni haxhetij ve hije kedha ve kedha* (dhe pas kësaj e përmend nevojën e tij) – e atëherë do të gjejë përgjigje në lutjen e tij".

Ibni Suniju shënon në "Amelu`l-Jaumi ve`l-lejleti" nga Amër b. Kajs el-Muzeniju i cili ka thënë: "Më është përcjellur se kush agjëron ditën e enjte dhe të xhumanë, pastaj prezanton në xhuma me muslimanët tjerë, qëndron deri në fund dhe jep selam me imamin, lexon Fatihanë dhe **Kul huvallahu**

**ehad** dhjetë herë, më pas i zgjatë duart për të bërë lutjen tek Zoti xh.sh. mandej thotë *Allahumme inni es`eluke bi ismike`l-A`la el-A`le`l el-A`la el-Eazz`il-Eazzi`l-Eazzi`l-ekremi`l-ekremi`l-ekrem La ilahe il-lallahul-Exhel-le`lu`l-exhelu`l-Adhim`ul-A`dhamu"* ky nuk do t`i lutet Allahut xh.sh. me diçka e ajo të mos i jepet atij, menjëherë ose më vonë, por ju me të vërtetë nxitoni.[162]

## *VEÇORIA E NËNTËDHJETËENJË*

### *NË KËTË DITË NUK HAPEN DYERT E XHEHENEMIT PËR DALLIM NGA KARAKTERISTIKAT E MËPARSHME SEPSE NUK MËNJANOHET*

Shënon Ebu Nuajmi nga Ibni Amri (r.a.) se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Me të vërtetë Xhehenemi ndizet për çdo ditë dhe hapen dyert e saja, përpos se në ditën e*

[162] Ibni Suniju, "Amelu`l-Jaumi ve`l-lejleti", fq.228, nr.376;

*xhuma, pasi në këtë ditë as nuk hapen dyert e saja e as nuk ndizet".*[163]

# *VEÇORIA E NËNTËDHJETËEDYTË*

## *PËLQEHET UDHËTIMI TË FILLOHET GJATË MBRËMJES SË SAJ*

Shënon Taberani përmes Ummu Selemes (r.a.h.) e cila ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem pëlqente që udhëtimin ta fillonte në ditën e enjte".[164]

Ai shënon edhe në "El-Euset" nga Ka`b b. Sa`di i cili ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem asnjëherë nuk dilte për udhëtim e as nuk i urdhëronte të tjerët

163 Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", 5/188 dhe thotë se është Garib;

164 Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 23/259, nr.542; Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 3/211, nr.5292 thotë se e shënon Taberani në "Kebir", por në zinxhir gjendet Halid b. Ijasi, i cili është i braktisur;

që të dalin për udhëtim, përpos se ditën e enjte”.[165]

Gjithashtu në një hadith tjetër i cili ka bazë në Sahihe si dhe në “El-Euset” që shënohet përmes Burejdes (r.a.) i cili thotë se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem kur dëshironte të udhëtonte, dilte ditën e enjte”.[166]

## *VEÇORIA E NËNTËDHJETËETRETË*

Shënon Abdullah b. Ahmed në “Zevaidu`z-Zuhd” nga Thabit el-Bunani i cili ka thënë: “Na është përcjellur se Allahu xh.sh. ka melekë të cilët kanë me vete pllaka (fletë) prej argjendi dhe lapsa prej ari, të cilat ecin

---

[165] Taberani, “Mu`xhemu`l-Euset”, 8/341, nr.8812; Hejthemiu në “Mexhmeu`z-Zevaid”, 3/211, nr.5291 thotë se e shënon Taberani në “Euset”, transmetuesit janë transmetues që gjenden në dy sahihet;

[166] Taberani, “Mu`xhemu`l-Euset”, 3/175, nr.2841; Hejthemiu në “Mexhmeu`z-Zevaid”, 3/211, nr.5290 dhe thotë se e shënon Taberani në “Euset”, por në zinxhir gjendet Amër b. Husajn el-Ukajli, i cili është i braktisur;

dhe shkruajnë (emrat e atyre) të cilët falen gjatë natës së xhuma dhe ditën e xhuma”.

## *VEÇORIA E NËNTËDHJETËEKATËRT*

Shënon Ibni Asakiri në “Tarih” përmes Muhamed b. Akashit e ky nga Mahmud b. Muavije b. Hamad el-Kermanit, e ky nga Zuhriju i cili ka thënë: “Kush lahet natën e xhuma dhe fal dy rekate (namaz nafile) dhe gjatë tyre lexon **kul huvallahu ehad** njëmijë herë, do ta sheh Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem në ëndërr”.

# *VEÇORIA E NËNTËDHJETËEPESTË*

## *VIZITA E VËLLEZËRVE PËR HIR TË ALLAHUT XH.SH.*

Shënon Ibni Xheriri nga Enesi r.a. i cili ka thënë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem në interpretim të fjalës së Allahut xh.sh.: **"Kur të përfundojë namazi, shpërndahuni nëpër tokë..."[167]** ka thënë: "*Nuk duhet të kërkojë përfitime të dunjasë, por që të shkojë të vizitojë të sëmurin, të përcjellë xhenazen dhe të vizitojë vëllanë e tij për hir të Allahut (xh.sh.)".[168]*

[167] Kurani, Xhumua, 10;

[168] Ibni Xherir et-Taberiu, "Xhamiu`l-Bejan fi te`vili`l-Kuran", vëll.22, fq.644;

# *VEÇORIA E NËNTËDHJETËEGJASHTË*

## *SIPAS SHUMICËS SË DIJETARËVE NUK ËSHTË MEKRUH FALJA E NAMAZIT (NAFILE) PAS FALJES SË SABAHUT DHE PAS FALJES SË IKINDISË*

Ibni Ebi Shejbeh në "Musannef" përcjellë nga Tavusi i cili ka thënë se "ditën e xhuma është e gjitha për namaz",[169] e nëse kjo është e saktë, atëherë kjo është për shkak të qënurit gjatë saj koha kur pranohen lutjet para perëndimit (të diellit), e nuk refuzohet që ajo kohë të jetë edhe për të falur namaz.

---

[169] Ibni Ebi Shejbeh, "Musannef", 1/469, nr.5429;

## *VEÇORIA E NËNTËDHJETËESHTATË*

Shënon Darekutni në “Garaib” dhe Hatibi në përcjelljen e Malikut nga Ibni Umeri (r.a.) i cili ka thënë: “Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Kush hyn ditën e xhuma në xhami dhe fal katër rekate në të cilat lexon gjatë çdo rekati suren Fatiha dhe* ***kul huvallahu ehad*** *pesëdhjetë herë, e kjo do të jetë dyqind herë gjatë katër rekateve, ai nuk do të vdes derisa ta sheh vendin e vet në Xhenet ose ajo t`i tregohet atij”.*

## *VEÇORIA E NËNTËDHJETËETETË*

Dejlemiu shënon përmes Aishes (r.a.h.) prej Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem si hadith *merfu`* se *njeriu nuk do të kuptojë fikhun në tërësi, derisa nuk e braktis mbledhjen e popullit të tij në mbrëmjen e xhuma”.*

## *VEÇORIA E NËNTËDHJETËENËNTË*

Shënon Ibni Sa`di në "Tabekat" nga Husejn b. Aliu r.a. se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Allahu xh.sh. krenohet para melekëve me ibadetin e (njerëzve gjatë) ditës së Arafatit duke u thënë: "Këto janë robërit e Mi, të cilët kanë ardhur duke ecur dhe kërkojnë Mëshirën Time, Unë u marrë dëshmitarë se Ua kam falur bamirësve të tyre dhe do t`i bëjë bamirësit ndërmjetësues për mëkatarët, e kur të jetë dita e xhuma, do të jetë po kështu".*

## *VEÇORIA E NJËQINDTË*

Hatibi në "Tarih" thotë se më ka informuar Muhamed b. Ahmed b. Ja`kub i cili thotë se më ka lajmëruar Muhamed b. Nuajm ed-Dabiju i cili thotë se më ka lajmëruar Ebu Alij el-Husejn b. Ali el-Hafidh i cili thotë se më ka lajmëruar Ebu Xha`fer Ahmed b. Hamdan el-Abid i cili thotë se na ka lajmëruar Is`hak b. Ibrahim i cili thotë se na ka lajmëruar Halid b. Jezid el-Umeriju Ebu`l-

Velid, i cili thotë se na ka lajmëruar Ibni Ebi Dhi`bi i cili thotë se na ka informuar el-Munkedir i cili thotë se e kam dëgjuar Xhabir b. Abdullahun (r.a.) duke thënë: "Iu paraqit kjo lutje Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe ai tha: *"Nëse do të kishe lutur me këtë lutje për diçka në mes lindjes dhe perëndimit gjatë një çasti në ditën e xhuma do t`i përgjigjej atij (ajo dua është): "La ilahe il-la ente ja Hennan ja Mennan ja bediu`s-semavati ve`l-erdi ja dhe`l-Xhelali ve`l-Ikrami" (Nuk ka të adhuruar tjetër përpos Teje, o i Buti, o Dhurues, o Krijuesi i qiejve dhe Tokës, o i Lartëmadhërishëm, o i Ndershëm).*

## *VEÇORIA E NJËQINDENJË*

Shënojnë Hakimi, Ibni Huzejmeh dhe Bejhekiu nga Ebu Musa el-Esh`ariu (r.a.) i cili ka thënë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *"Allahu (xh.sh.) do t`i ringjallë edhe ditët në formë të caktuar në Ditën e Kijametit, e do të tubohen rreth ditës së xhuma si një lule të shkëlqyer, ndërsa ithtarët e saj do të përulen si nusja në drejtim të burrit të saj dhe do t`u ndriçojë atyre e do ecin me ndriçimin e saj, ngjyra e tyre do të jetë e bardhë sikur e borës,*

*ndërsa era e tyre do të jetë si parfum dhe do të kalojnë në një kodër prej kafuri dhe do të shikojnë të mahnitur në ta njerëzit dhe çdo krijesë tjetër derisa të hyjnë në Xhenet. Askush nuk do t`i shoqëron ato (gjatë hyrjes në Xhenet) përpos muezinët të cilët kanë kryer detyrën duke shpresuar (shpërblim vetëm prej Zotit)".*[170]

Ky është fundi i librit "Veçoritë e ditës së xhuma" dhe vetëm Allahu xh.sh. është i Gjithëdijshëm.

---

170 Ibni Huzejmeh, "Sahih", 3/117, nr.1730; Hakimi, "El-Mustedrek", 1/412, nr.1027 dhe thotë se hadithi është Shadhun-Sahih; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 4/438, nr.2779;
Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 2/165, nr.3004 thotë se këtë hadith e përcjell edhe Taberani në "El-Kebir" nga Hejthem b. Humejd e ky përmes Hafs b. Gejlanit, por këta dy transmetues disa i kanë konsideruar të besueshëm, e disa të tjerë i kanë konsideruar të dobët, por ata argumentojnë me ta; Abdulali Abdulhumejd el Hamid në recensim të veprës "Shu`ab" të Bejhekiut, për këtë hadith thotë se transmetuesit në zinxhirin e këtij hadithi janë të besueshëm;

# *LITERATURA E KONSULTUAR*

1. ABDUREZAKU, Ebu Bekër Abdurezak b. Hemam es-San`ani, "El-Musannef", Mexhlisu`l-ilmi, botimi i parë, 1972;
2. BEJHEKIU, Ahmed b. Husejn b. Ali b. Musa el-Husreuxhirdi el-Hurasani, "Shu`abu`l-Iman", Mektebetu`r-Rushd, Rijad, botimi i parë, 2003, tahkik Abdulali Abdulhumejd el Hamid;
3. BEJHEKIU, Ahmed b. Husejn b. Ali b. Musa el-Husreuxhirdi el-Hurasani, "Sunenu`l-Kubra", tahkik Muhamed Abdulkadir Ata, Darul-Kutubi`l-Ilmijje, Bejrut, botimi i dytë, 2003;
4. BEJHEKIU, Ahmed b. Husejn b. Ali b. Musa el-Husreuxhirdi el-Hurasani,

"Ed-Da`avatu`l-Kebir", Guras, Kuvajt, 2009;

5. BEZZARI, Ebu Bekër Ahmed b. Amër b. Abdulhalik el-Atakiju, "Bahru`z-Zehar maruf bi Musned Bezar", Mektebetu`l-ulum ve`l-hikem, Medine, botimi i parë, 1988;
6. BUHARI, Ebu Abdullah b. Ismail b. Ibrahim, "Sahih", Elfa, Kajro, botimi i parë, 2010;
7. BUHARI, Ebu Abdullah b. Ismail b. Ibrahim, "Tarihu`l-Kebir", dairetu`l-mearife`l-uthmanije, Hajdarabad;
8. DAREKUTNI, Ebu Hasen Ali b. Umer b. Ahmed b. Mehdi b. Mes`ud b. Nu`man b. Dinar, "Sunen", Muessesetu Risale, Bejrut, botimi i parë, 2004;

9. DARIMIJU, Abdullah b. Abdurahman es-Semerkandi, “Sunen”, Daru`l-Hadith, Kajro, botimi i parë, 2000;
10. EBU DAVUD, Sulejman b. Esh`ath b. Is`hak el-Ezdij es-Sixhistani, “Sunen”, Daru Risale el-Alemije, Bejrut, botimi i parë, 2009, tahkik Shuajb el-Arnauti;
11. EBU JA`LA, Ahmed b. Ali b. Muthenna el-Meusiliju, “Musned”, Daru`l-Ma`rife, Bejrut, botimi i parë, 2005;
12. EBU NUAJMI, Ahmed b. Abdullah b. Ahmed b. Is`hak b. Musa b. Mihran el-Esbahani, “El-Hiljetu`l-Evlija ve Tabakatu`l-Esfija”, Daru`l-Fikr, Bejrut, 1996;
13. HAKIMI, Ebu Abdullah Muhamed b. Abdullah en-Nisaburi, “El-Mustedrek ale`s-Sahihejn”, Daru`l-kutubi`l-ilmije, Bejrut, botimi i dytë, 2002;

14. HAKIM ET-TIRMIDHI, Muhamed b. Ali b. Hasen b. Besher, Ebu Abdullah, “Nevadiru`l-Usul fi ehadithi`r-resul”, tahkik Abdurahman Umejre, Daru`l-Xhejl, Bejrut;
15. HANBELI, Ebu Abdullah esh-Shejbani, Ahmed b. Muhamed b. Hilal b. Esed, “Musned”, tahkik Shuajb el-Arnauti etj, Muessesetu`r-Risale, Bejrut, botimi i parë, 2001;
16. HEJTHEMIU, Nurudin Ali b. Ebu Bekër b. Sulejman, “Mexhmeu`z-Zevaid”, mektebetu`l-kudsi, Kajro, 1994;
17. IBNI ADIJ, Ebu Ahmed, Abdullah b. Adij el-Xhurxhani, “El-Kamilu fi duafai`r-Rixhal”, Daru`l-Kutubi`l-Ilmijje, Bejrut;
18. IBNI EBI SHEJBEH, Ebu Bekër Abdullah b. Muhamed, “Kitab el-

Musannefu fi`l-ehadith ve`l-athar”, Daru`t-Taxh, Bejrut, botimi i parë, 1989;

19. IBNI HUZEJME, Ebu Bekër, Muhamed b. Is`hak es-Sulemiju Nisaburi, “Sahih”, tahkik Dr. Mustafa Adhmij, Mektebetul Islamije, 2003;
20. IBNI MAXHEH, Ebu Abdullah Muhamed b. Jezid el-Kazneviju, “Sunen”, Muessesetu`r-Risale, Bejrut, botimi i parë, 2009, tahkik Shuajb el-Arnauti;
21. BUSIRIJU, Ahmed b. Ebu Bekër b. Ismail, “Shuruh Sunen Ibni Maxheh”, cituar sipas *Misbahu`z-Zuxhaxhe fi zevaidi Ibni Maxheh,* Bejtu`l-Ifkar, Jordan, botimi i parë, 2007;
22. IBNI SUNNIJ, Ebu Bekër Ahmed b. Muhamed b. Is`hak, “Amelu`l-Jaumi ve`l-Lejleti”, tahkik dr.Abdurahman

Keuther b. Shejh Muhamed Ashik Ilah e-Bureniu, Daru Erkam b. Ebi Erkam, Bejrut, botimi i parë, 1998;

23. IBNI XHEUZI, Ebu Ferexh Xhemaludin Abdurahman b. Ali b. Muhamed, “Meuduat”, me verifikim të Abdurahman Muhamed Uthman, Mektebetu Selefije, Medine, botimi i parë, 1966;
24. MALIK, Malik b. Enes b. Malik b. Ebu Amir b. Amër b. Harith, “El-Muvetta”, muessesetu`l-Muhtar, Kajro, botimi i parë, 2006;
25. MUNDHIRIU, Zekijudin Abduladhim b. Abdulkavij, “Et-Tergibu ve`t-Terhib”, bejtu`l-Ifkar, Jordan;
26. MUSLIMI, Ebu Husejn Muslim b. Haxhaxh el-Kushejri en-Nisaburi,

"Sahih", Daru Ibni Hazëm, Kajro, botimi i parë, 2010;

27. NESAIU, Ebu Abdurahman, Ahmed b. Shuajb b. Ali b. Sinan, "Sunen", Darus-Selam, Rijad, botimi i parë, 1999;
28. SHAFIU, Muhamed b. Idriz, "El-Umm", Daru`l-Ma`rife, Bejrut, 1990;
29. SUJUTI, "Ed-Durru`l-Menthur fi`t-tefsiri bi`l-me`thur", me recensim nga Abdullah b. Abdulmuhsin et-Turki, botimi i parë, 2003, merkez li buhuthi ved-dirasati`l-arabijeti ve`l-islamijeti, në mukadime,
30. SUJUTI, "El-Itkan fi ulumi`l-Kurani", Muessesetu`r-Risalete nashirun, botimi i parë, Bejrut, 2008, me recensim të Shuajb el-Arnautit;

31. SUJUTI, “Esbabu`n-Nuzul”, Muessesetu`l-kutubu`th-thikafije, Bejrut, botimi i parë, 2002;
32. SUJUTI, “Esh-Shemail`ush-Sherifetu”, daru`l-Ilm, Xhidde, botimi i parë, 1991;
33. EL-AKERIJU, Shihabud-din Ebul Felah Abdulhajj b. Ahmed el-Hanbeli, “Shedheratu`dh-Dhehebi fi ehbari men dheheb”, Daru Ibni Kethir, Damask, botimi i parë, 1993, me recensim të Abdulkadër Arnautit dhe Muhamed Arnautit, vëll.10, fq.74-79;
34. TABERANI, Ebu Kasim Sulejman b. Ahmed b. Ejub b. Metir, “Musnedu`sh-Shamijin”, Muessesetu`r-Risale, Bejrut, botimi i parë, 1989;
35. TABERANI, Ebu Kasim Sulejman b. Ahmed b. Ejub b. Metir,

"Mu`xhemu`l-Kebir", Mektebetu Ibni Tejmije, Kajro, botimi i tretë, 1994;

36. TABERANI, Ebu Kasim Sulejman b. Ahmed b. Ejub b. Metir, "Mu`xhemu`l-Euset", Daru`l-Haramejni, Kajro, 1995;
37. TABERIU, Muhamed b. Xherir b. Jezid b. Kethir b. Galib, "Xhamiu`l-Bejan fi te`vili`l-Kuran", Hixhër, botimi i parë, 2001;
38. TIRMIDHIU, Ebu Isa Muhamed b. Isa b. Surete, "Sunen", Daru`l-Fikër, Bejrut, 2008, tahkik Shuajb el-Arnauti;

# *PËRMBAJTJA*

HYRJE.........................................................................3
JETA E IMAM XHELALUDIN ES-SUJUTIT .......7
VEÇORIA E PARË................................................16
VEÇORIA E DYTË ...............................................17
VEÇORIA E TRETË..............................................23
VEÇORIA E KATËRT ..........................................23
VEÇORIA E PESTË .............................................25
VEÇORIA E GJASHTË ........................................27
VEÇORIA E SHTATË ..........................................27
VEÇORIA E TETË ...............................................28
VEÇORIA E NËNTË ............................................28
VEÇORIA E DHJETË, NJËMBËDHJETË,
DYMBËDHJETË DHE TREMBËDHJETË ..........29
VEÇORIA E KATËRMBËDHJETË......................30
VEÇORIA E PESËMBËDHJETË ..........................31
VEÇORIA E GJASHTËMBËDHJETË..................34
VEÇORIA E SHTATËMBËDHJETË....................35
VEÇORIA E TETËMBËDHJETË..........................35
VEÇORIA E NËNTËMBËDHJETË .....................39

VEÇORIA E NJËZETË .......................................... 40
VEÇORIA E NJËZETENJË .................................... 42
VEÇORIA E NJËZETEDY ..................................... 43
VEÇORIA E NJËZETETRE..................................... 43
VEÇORIA E NJËZETEKATËR.............................. 46
VEÇORIA E NJËZETEPESË DERI NË NJËZETENËNTË .................................................. 47
VEÇORIA E TRIDHJETË...................................... 50
VEÇORIA E TRIDHJETËENJË ............................ 53
VEÇORIA E TRIDHJETËEDY ............................. 55
VEÇORIA E TRIDHJETËETRETË........................ 58
VEÇORIA E TRIDHJETËEKATËR....................... 59
VEÇORIA E TRIDHJETËEPESË.......................... 60
VEÇORIA E TRIDHJETËEGJASHTË ................. 62
VEÇORIA E TRIDHJETËESHTATË ................... 63
VEÇORIA E TRIDHJETËETETË ......................... 63
VEÇORIA E TRIDHJETËENËNTË ...................... 65
VEÇORIA E KATËRDHJETË............................... 65
VEÇORIA E KATËRDHJETËENJË ...................... 67
VEÇORIA E KATËRDHJETËEDY ...................... 68
VEÇORIA E KATËRDHJETËETRE..................... 68
VEÇORIA E KATËRDHJETËEKATËR............... 69

VEÇORIA E KATËRDHJETËEPESË....................71
VEÇORIA E KATËRDHJETËEGJASHTË ..........72
VEÇORIA E KATËRDHJETËESHATË...............73
VEÇORIA E KATËRDHJETËETETË ..................75
VEÇORIA E KATËRDHJETËENËNTË ..............75
VEÇORIA E PESËDHJETË...................................76
VEÇORIA E PESËDHJETËENJË .........................80
VEÇORIA E PESËDHJETËEDY...........................83
VEÇORIA E PESËDHJETËETRE.........................83
VEÇORIA E PESËDHJETËEKATËR...................85
VEÇORIA E PESËDHJETËEPESË.......................86
VEÇORIA E PESËDHJETËEGJASHTË ..............87
VEÇORIA E PESËDHJETËESHTATË ................88
VEÇORIA E PESËDHJETËETETË ....................105
VEÇORIA E PESËDHJETËENËNTË ................106
VEÇORIA E GJASHTËDHJETË ........................107
VEÇORIA E GJASHTËDHJETËENJË...............109
VEÇORIA E GJASHTËDHJETËEDY ................110
VEÇORIA E GJASHTËDHJETËETRE ..............111
VEÇORIA E GJASHTËDHJETËEKATËR ........112
VEÇORIA E GJASHTËDHJETËEPESTË ..........113
VEÇORIA E GJASHTËDHJETËEGJASHTË ....114

VEÇORIA E GJASHTËDHJETËESHTATË......115

VEÇORIA E GJASHTËDHJETËETETË DERI SHTATËDHJETË................................................119

VEÇORIA E SHTATËDHJETËENJË.................120

VEÇORIA E SHTATËDHJETËEDY..................121

VEÇORIA E SHTATËDHJETËETRETË ...........122

VEÇORIA E SHTATËDHJETËEKATËRT........123

VEÇORIA E SHTATËDHJETËEPESTË............124

VEÇORIA E SHTATËDHJETËEGJASHTË......127

VEÇORIA E SHTATËDHJETËESHTATË DHE SHTATËDHJETËETETË....................................129

VEÇORIA E SHTATËDHJETËENËNTË..........130

VEÇORIA E TETËDHJETË ................................131

VEÇORIA E TETËDHJETËENJË.......................131

VEÇORIA E TETËDHJETËEDYTË ...................134

VEÇORIA E TETËDHJETËETRETË .................135

VEÇORIA E TETËDHJETËEKATËRT..............135

VEÇORIA E TETËDHJETËEPESË ....................136

VEÇORIA E TETËDHJETËEGJASHTË............137

VEÇORIA E TETËDHJETËESHTATË..............138

VEÇORIA E TETËDHJETËETETË ....................139

VEÇORIA E TETËDHJETËENËNTË................139

VEÇORIA E NËNTËDHJETË ............................141
VEÇORIA E NËNTËDHJETËENJË...................142
VEÇORIA E NËNTËDHJETËEDYTË ...............143
VEÇORIA E NËNTËDHJETËETRETË .............144
VEÇORIA E NËNTËDHJETËEKATËRT..........145
VEÇORIA E NËNTËDHJETËEPESTË..............146
VEÇORIA E NËNTËDHJETËEGJASHTË........147
VEÇORIA E NËNTËDHJETËESHTATË..........148
VEÇORIA E NËNTËDHJETËETETË................148
VEÇORIA E NËNTËDHJETËENËNTË...........149
VEÇORIA E NJËQINDTË ..................................149
VEÇORIA E NJËQINDENJË..............................150
LITERATURA E KONSULTUAR......................152
PËRMBAJTJA.......................................................161